الجزء ١٢ الحزب ٢٣

۞ وَمَا مِن دَآبَّةٖ فِي ٱلۡأَرۡضِ إِلَّا عَلَى ٱللَّهِ رِزۡقُهَا وَيَعۡلَمُ
مُسۡتَقَرَّهَا وَمُسۡتَوۡدَعَهَاۚ كُلّٞ فِي كِتَٰبٖ مُّبِينٖ ٦ وَهُوَ
ٱلَّذِي خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ فِي سِتَّةِ أَيَّامٖ وَكَانَ
عَرۡشُهُۥ عَلَى ٱلۡمَآءِ لِيَبۡلُوَكُمۡ أَيُّكُمۡ أَحۡسَنُ عَمَلٗاۗ وَلَئِن
قُلۡتَ إِنَّكُم مَّبۡعُوثُونَ مِنۢ بَعۡدِ ٱلۡمَوۡتِ لَيَقُولَنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ
إِنۡ هَٰذَآ إِلَّا سِحۡرٞ مُّبِينٞ ٧ وَلَئِنۡ أَخَّرۡنَا عَنۡهُمُ ٱلۡعَذَابَ إِلَىٰٓ
أُمَّةٖ مَّعۡدُودَةٖ لَّيَقُولُنَّ مَا يَحۡبِسُهُۥٓۗ أَلَا يَوۡمَ يَأۡتِيهِمۡ لَيۡسَ
مَصۡرُوفًا عَنۡهُمۡ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُواْ بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ
٨ وَلَئِنۡ أَذَقۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ مِنَّا رَحۡمَةٗ ثُمَّ نَزَعۡنَٰهَا مِنۡهُ إِنَّهُۥ
لَيَـُٔوسٞ كَفُورٞ ٩ وَلَئِنۡ أَذَقۡنَٰهُ نَعۡمَآءَ بَعۡدَ ضَرَّآءَ
مَسَّتۡهُ لَيَقُولَنَّ ذَهَبَ ٱلسَّيِّـَٔاتُ عَنِّيٓۚ إِنَّهُۥ لَفَرِحٞ فَخُورٌ
١٠ إِلَّا ٱلَّذِينَ صَبَرُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ أُوْلَٰٓئِكَ لَهُم
مَّغۡفِرَةٞ وَأَجۡرٞ كَبِيرٞ ١١ فَلَعَلَّكَ تَارِكُۢ بَعۡضَ مَا يُوحَىٰٓ إِلَيۡكَ
وَضَآئِقُۢ بِهِۦ صَدۡرُكَ أَن يَقُولُواْ لَوۡلَآ أُنزِلَ عَلَيۡهِ كَنزٌ أَوۡ جَآءَ
مَعَهُۥ مَلَكٌۚ إِنَّمَآ أَنتَ نَذِيرٞۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ وَكِيلٌ ١٢



(6) Nuk ekziston asnjë krijesë, e cila lëviz në faqe të Tokës, çfarëdo qoftë, e që Allahu të mos e ketë marrë përgjegjësi furnizimin e saj, si mirësi nga ana e Tij, duke e ditur (Qoftë i Lartësuar!),- vendin e saj në Tokë dhe vendin ku do ta gjejë vdekja, pasi gjithçka; gjallesë që lëvizë, furnizimi i tyre, vendi ku rrinë dhe vendi ku do t'i gjejë vdekja, të gjitha janë të shkruara në një Libër të Qartë, në Leuhi Mehfudh.

(7) Ai (Qoftë i Lartësuar!), i krijoi qiejt e Tokën në madhështinë e tyre, si dhe e krijoi gjithçka që është në to brenda gjashtë ditësh, ndërkohë që Arshi (Froni) i Tij para se t'i krijonte ato, qëndronte mbi ujë; (e pastaj Ai ju krijoi juve) në mënyrë që t'ju vërë në provë, o njerëz, se cili prej jush do të jetë më vepërmiri duke e kënaqur me të Allahun, si dhe kush prej jush është më vepërkeqi duke e zemëruar me të. Dhe pas kësaj do t'i japë si shpërblim secilit atë që e meriton. Kur ti, o i Dërguar, u thua atyre: - "Ju do të ringjalleni, o njerëz, pas vdekjes tuaj, në mënyrë që të jepni llogari', ata që nuk besojnë në Allahun dhe e mohojnë ringjalljen, do të të thonë: "Ky Kuran që ti po e lexon nuk është asgjë më shumë se një magji e hapur, është një e pavërtetë në kulmin e paVërtetësisë'.

(8) Nëse idhujtarëve do t'ua shtynim dënimin e jetës së kësaj bote, që ata e meritojnë deri në një afat të caktuar, mezi do të prisnin që të thonin duke u tallur: Çfarë na e priti neve dënimin?! Por, a nuk është dënimi që ata e meritojnë i pafund tek Allahu?! Ditën kur ata të sillen, nuk kanë për të gjetur askënd që t'ua largojë prej tyre, atëherë ai do të bjerë mbi ta. Dhe do t'i mbështjellë dënimi me të cilin ata mezi e prisnin duke e përqeshur dhe duke u tallur.

(9) Nëse njeriut do t'i kishim dhuruar nga ana e Jonë ndonjë mirësi në shëndet dhe pasuri, e pastaj përsëri do ta merrnim prej tij këtë mirësi, ai do të dëshpërohej shumë, duke e humbur shpresën prej mëshirës së Allahut.Njeriu do të tregohej mohues i madh ndaj mirësive të Allahut, duke mos i rikujtuar (si mirësi prej Tij) kur Allahu ia merrato..

(10) Mirëpo, nëse i mundësojmë furnizim të bollshëm dhe shëndet, pas ndonjë varfërie dhe sëmundjeje, thotë: "U largua prej meje e keqja dhe dëmi"; dhe nuk e falënderon Allahun për këtë. Ai është shumë i gëzuar dhe kryelartë, madje tregohet shumë mendjemadh ndaj njerëzve, duke u mburrur për ato mirësi që Allahu i ka dhuruar.

(11) Përveç atyre që bëjnë durim ndaj gjërave që nuk i duan, në kryerjen e detyrimeve, si dhe përballë gjynaheve; që bëjnë vepra të mira përmirësuese, pasi për këta gjendja është ndryshe. Këta nuk i përfshinë asnjë dëshpërim, nuk tregohen mosmirënjohës për mirësitë e Allahut dhe as nuk tregohen mospërfillës ndaj njerëzve. Për ata që u përshkruan me këto cilësi do të ketë falje prej Zotit për gjynahet e tyre, si dhe do të kenë shpërblim të madh në Botën Tjetër.

(12) Ndoshta ti, o i Dërguar, për shkak të asaj me të cilën ti je përballur prej tyre- mohimit, kryeneçësisë dhe sugjerimeve të tyre në lidhje me mrekullitë - dëshiron ta lësh përcjelljen e ndonjë pjese të mesazhit me të cilin Allahu të ka urdhëruar, për gjëra që atyre u duken të vështira për t'i bërë, si dhe ndoshta kraharori yt ka për t'u ngushtuar, prej përcjelljes së saj, në mënyrë që ata të mos thonë: -"E përse nuk i zbret atij ndonjë thesar që ta pasurojë, apo bashkë me të të vinte edhe ndonjë engjëll, që ta vërtetonte?!" Por ti kurrsesi mos lër ndonjë gjë prej asaj që të është shpallur për shkak të kësaj, pasi ti je vetëm paralajmërues, që përcjell vetëm atë që Allahu të ka urdhëruar, pasi nuk je ti përgjegjës që t'ua sjellësh ato mrekulli që ata i sugjerojnë. Është Allahu Mbrojtësi i çdo gjëje.

### Mësime nga ajetet:

- Dija gjithëpërfshirëse e Allahut të Lartësuar, si dhe marrja e përgjegjësisë nga ana e Vet për t'ua siguruar rrizkun (furnizimin) të gjitha krijesave të veta, njerëzve, kafshëve dhe çdo gjallese tjetër përveç tyre.
- Bërja e qartë e arsyes se përse u krijuan krijesat, e cila është: vënia në provë e robve të Allahut në zbatimin e urdhrave të Tij dhe në largimin prej ndalesave të Tij.
- Askush nuk duhet të gënjehet prej shtyrjes së dënimit që Allahu i Lartësuar ua bën atyre që kryejnë gjynahe kundër Tij, pasi Ai mund t'i godasë ata papritmas kur ata as nuk e presin.
- Bërja e qartë e qëndrimit të njeriut në të dyja rastet, në atë të begatisë dhe të vështirësisë, duke e lavdëruar qëndrimin e besimtarit, i cili tregohet shembullor në durim dhe mirënjohje.

أَمْ يَقُولُونَ ٱفْتَرَىٰهُ ۖ قُلْ فَأْتُوا۟ بِعَشْرِ سُوَرٍ مِّثْلِهِۦ مُفْتَرَيَٰتٍ
وَٱدْعُوا۟ مَنِ ٱسْتَطَعْتُم مِّن دُونِ ٱللَّهِ إِن كُنتُمْ صَٰدِقِينَ ١٣
فَإِلَّمْ يَسْتَجِيبُوا۟ لَكُمْ فَٱعْلَمُوٓا۟ أَنَّمَآ أُنزِلَ بِعِلْمِ ٱللَّهِ وَأَن
لَّآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ۖ فَهَلْ أَنتُم مُّسْلِمُونَ ١٤ مَن كَانَ يُرِيدُ ٱلْحَيَوٰةَ
ٱلدُّنْيَا وَزِينَتَهَا نُوَفِّ إِلَيْهِمْ أَعْمَٰلَهُمْ فِيهَا وَهُمْ فِيهَا
لَا يُبْخَسُونَ ١٥ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ لَيْسَ لَهُمْ فِى ٱلْءَاخِرَةِ إِلَّا
ٱلنَّارُ ۖ وَحَبِطَ مَا صَنَعُوا۟ فِيهَا وَبَٰطِلٌ مَّا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ١٦
أَفَمَن كَانَ عَلَىٰ بَيِّنَةٍ مِّن رَّبِّهِۦ وَيَتْلُوهُ شَاهِدٌ مِّنْهُ وَمِن قَبْلِهِۦ
كِتَٰبُ مُوسَىٰٓ إِمَامًا وَرَحْمَةً ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ يُؤْمِنُونَ بِهِۦ ۚ وَمَن يَكْفُرْ
بِهِۦ مِنَ ٱلْأَحْزَابِ فَٱلنَّارُ مَوْعِدُهُۥ ۚ فَلَا تَكُ فِى مِرْيَةٍ مِّنْهُ ۚ إِنَّهُ
ٱلْحَقُّ مِن رَّبِّكَ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يُؤْمِنُونَ ١٧ وَمَنْ
أَظْلَمُ مِمَّنِ ٱفْتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبًا ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ يُعْرَضُونَ عَلَىٰ
رَبِّهِمْ وَيَقُولُ ٱلْأَشْهَٰدُ هَٰٓؤُلَآءِ ٱلَّذِينَ كَذَبُوا۟ عَلَىٰ رَبِّهِمْ ۚ
أَلَا لَعْنَةُ ٱللَّهِ عَلَى ٱلظَّٰلِمِينَ ١٨ ٱلَّذِينَ يَصُدُّونَ عَن سَبِيلِ
ٱللَّهِ وَيَبْغُونَهَا عِوَجًا وَهُم بِٱلْءَاخِرَةِ هُمْ كَٰفِرُونَ ١٩



(13) Madje, idhujtarët edhe do të thonë: “Kuranin e trilloi vetë Muhamedi, pra, nuk është shpallje prej Allahut». Thuaju, o i Dërguar, duke i sfiduar ata: “Atëherë sillini ju dhjetë sure si të këtij Kurani, ashtu të trilluara, që nuk përmbajnë Vërtetësi, ashtu siç përmban Kurani, për të cilin ju mendoni se është i trilluar. Dhe thirrni kë të mundeni, që t’ju ndihmojë ta bëni këtë, nëse jeni të sinqertë në pretendimin tuaj se Kurani është i trilluar.”

(14) Nëse ata nuk e sjellin atë që i kërkoni, për shkak të pamundësisë së tyre për këtë, atëherë dijeni me siguri, o besimtarë, - se Kurani në të vërtetë është zbritur prej Allahut me dijen e Tij, tek i Dërguari i Tij dhe se kurrsesi nuk është i trilluar; si dhe dijeni se nuk ka zot tjetër që e meriton të adhurohet përveç Allahut. Pra, a nuk po i nënshtroheni Atij, pas këtyre argumenteve të prera?!

(15) Ai që dëshiron që, me veprat e veta, të fitojë jetën e kësaj bote dhe përjetimin e saj të përkohshëm, duke mos dëshiruar me të Botën Tjetër, kemi për t’ia dhënë shpërblimin e veprave në jetën e kësaj bote: shëndet, siguri dhe rrizk (furnizim dhe pasuri) të bollshme, duke mos i lënë asgjë mangët.

(16) Të tillët, që e kishin këtë qëllim të qortueshëm, në Ditën e Kiametit nuk do të kenë shpërblim tjetër përveç Zjarrit, ku edhe do të futen; sevapi (shpërblimi) për veprat e tyre humb dhe veprat e tyre janë të pavlera. Kjo sepse ata nuk u paraprinë atyre me iman (besim në Zot) dhe nijet (qëllim) të shëndoshë, si dhe nuk dëshirojnë që nëpërmjet tyre, të fitonin Fytyrën e Allahut dhe Vendqëndrimin e Përjetësisë.

(17) I Dërguari Muhamed ﷺ, i cili ka ardhur me argument të qartë prej Zotit të vet të Lartësuar duke u shoqëruar nga një dëshmitar prej Zotit të tij, Xhebraili; ku për profetësinë e të cilit dëshmon edhe Teurati, i cili iu zbrit Musait ﵇ si udhëzim për njerëzit dhe mëshirë për ta; nuk mund të jetë i barabartë ai dhe kush ka besuar me të me ata që janë jobesimtarë të përhumbur në devijim.Kjo, pasi këta (besimtarët) e besojnë Kuranin dhe Muhamedin ﷺ të cilit edhe iu zbrit, ndërsa kush e mohon atë (Kuranin), prej banorëve fatkeqë, përfundimi në Ditën e Gjykimit do të jetë Zjarri. Prandaj, o i Dërguar, të mos jesh në dyshim në lidhje me Vërtetësinë e Kuranit dhe as të përfundimit të tyre, pasi ai është i vërtetë pa dyshimin më të vogël, por shumica e njerëzve nuk besojnë pavarësisht parashtrimit të argumenteve të qarta dhe fakteve bindëse ndaj tyre.

(18) Askush nuk mund të jetë më keqbërës sesa ai që trillon gënjeshtra ndaj Allahut duke i mveshur Atij ortak apo fëmijë, pasi ata që trillojnë gënjeshtra ndaj Allahut do të dalin para Tij në Ditën e Gjykimit, në mënyrë që t’i pyesë për veprat e tyre derisa dëshmitarët engjëj dhe të dërguar të thonë kundër tyre: “ Këta janë ata të cilët gënjenin në emër të Allahut, duke i mveshur Atij ortakë dhe fëmijë. Allahu i përjashton prej Mëshirës së Vet ata që i bëjnë keq vetes me të tilla gënjeshtra ndaj Allahut.

(19) Të cilët (me këtë) i pengojnë njerëzit prej Rrugës së Drejtë të Allahut, duke kërkuar që ta shtrembërojnë Rrugën e Tij, në mënyrë që atë të mos e ndjekë askush, ndërkohë që ata e mohojnë ringjalljen pas vdekjes dhe e kundërshtojnë ashpërsisht atë”.

## Mësime nga ajetet:

- Sfida që Allahu i Lartësuar u bën idhujtarëve, në mënyrë që të sjellin dhjetë sure siç janë në këtë Kuran, si dhe bërja e qartë e pamundësisë së tyre që të sjellin diçka të tillë.
- Nëse jobesimtarit i jepet ajo që ai dëshiron në jetën e kësaj bote, në Botën Tjetër ai nuk do të ketë tjetër vetëm se Zjarrin.
- Keqbërja më e madhe është që të shpifet ndaj Allahut gënjeshtër, për të cilën do të jetë edhe ndëshkimi më i madh.

أُولَٰئِكَ لَمْ يَكُونُوا مُعْجِزِينَ فِي الْأَرْضِ وَمَا كَانَ لَهُم مِّن دُونِ
اللَّهِ مِنْ أَوْلِيَاءَ يُضَاعَفُ لَهُمُ الْعَذَابُ مَا كَانُوا يَسْتَطِيعُونَ
السَّمْعَ وَمَا كَانُوا يُبْصِرُونَ ٢٠ أُولَٰئِكَ الَّذِينَ خَسِرُوا
أَنفُسَهُمْ وَضَلَّ عَنْهُم مَّا كَانُوا يَفْتَرُونَ ٢١ لَا جَرَمَ أَنَّهُمْ
فِي الْآخِرَةِ هُمُ الْأَخْسَرُونَ ٢٢ إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا
الصَّالِحَاتِ وَأَخْبَتُوا إِلَىٰ رَبِّهِمْ أُولَٰئِكَ أَصْحَابُ الْجَنَّةِ
الحزب ٢٣ هُمْ فِيهَا خَالِدُونَ ٢٣ ۞ مَثَلُ الْفَرِيقَيْنِ كَالْأَعْمَىٰ وَالْأَصَمِّ
وَالْبَصِيرِ وَالسَّمِيعِ هَلْ يَسْتَوِيَانِ مَثَلًا أَفَلَا تَذَكَّرُونَ
٢٤ وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا نُوحًا إِلَىٰ قَوْمِهِ إِنِّي لَكُمْ نَذِيرٌ مُّبِينٌ ٢٥
أَن لَّا تَعْبُدُوا إِلَّا اللَّهَ إِنِّي أَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ أَلِيمٍ ٢٦
فَقَالَ الْمَلَأُ الَّذِينَ كَفَرُوا مِن قَوْمِهِ مَا نَرَاكَ إِلَّا بَشَرًا مِّثْلَنَا
وَمَا نَرَاكَ اتَّبَعَكَ إِلَّا الَّذِينَ هُمْ أَرَاذِلُنَا بَادِيَ الرَّأْيِ
وَمَا نَرَىٰ لَكُمْ عَلَيْنَا مِن فَضْلٍ بَلْ نَظُنُّكُمْ كَاذِبِينَ ٢٧
قَالَ يَا قَوْمِ أَرَأَيْتُمْ إِن كُنتُ عَلَىٰ بَيِّنَةٍ مِّن رَّبِّي وَآتَانِي رَحْمَةً مِّنْ
عِندِهِ فَعُمِّيَتْ عَلَيْكُمْ أَنُلْزِمُكُمُوهَا وَأَنتُمْ لَهَا كَارِهُونَ ٢٨



(20) Këta që u përshkruan me këto cilësi nuk kanë asnjë mundësi shpëtimi në Tokë, për të ikur prej dënimit të Allahut nëse do t'u zbriste; përveç Allahut, për ta nuk do të ketë asnjë aleat e as ndihmues, që do t'i mbrojë prej ndëshkimit të Allahut ndaj tyre. Ndërsa në Ditën e Gjykimit atyre do t'u shtohet dënimi, për shkak të devijimit të vetes dhe devijimit të të tjerëve prej Rrugës së Allahut. Sa ishin në dynja, ata nuk pranonin ta dëgjonin të Vërtetën dhe udhëzimin me dëgjim pranues, si dhe nuk pranonin të shikonin argumentet e Allahut, që janë në gjithësi, me një vështrim të thellë përfitues; për shkak të refuzimit të tyre të fortë ndaj së Vërtetës.

(21) Pikërisht këta që u përshkruan me këto cilësi, i shkatërruan vetet e tyre duke i dërguar në gjërat shkatërruese, duke zgjedhur ortakë (të barabartë) me Allahun, mirëpo (atë Ditë) atyre do t'u zhduken të gjitha ato që i trilluan ndaj Allahut, idhuj dhe ndërmjetësues.

(22) Vërtet, Ditën e Gjykimit ata do të jenë tërësisht të falimentuar, pasi ata e këmbyen besimin me mosbesimin, Botën Tjetër me këtë botë dhe mëshirën me dënimin.

(23) Ndërsa ata, të cilët i besojnë Allahut dhe të Dërguarit të Tij, që bëjnë vepra të mira, që u treguan të përulur e të ndrojtur ndaj Allahut, të tillët janë banorë të Xhenetit, ku edhe do të qëndrojnë përgjithmonë.

(24) Shembulli i dy grupeve; jobesimtarëve dhe i besimtarëve, është si shembulli i të verbrit, i cili nuk shikon dhe i të shurdhrit, i cili nuk dëgjon (Këtyre u shëmbëllejnë ata, të cilët as nuk e dëgjojnë të Vërtetën me një dëgjim pranues dhe as e nuk shikojnë atë me një vështrim të thellë përfitues) me atë që dëgjon dhe shikon (Këtyre i shëmbellen grupi i besimtarëve, të cilët edhe dëgjojnë, edhe shikojnë). A mund të jenë të barabarta këto dy grupe qoftë në gjendjen e tyre, qoftë në cilësi?! Kurrsesi nuk barazohen. A nuk po përfitoni ndonjë mësim nga kjo mosbarazi e tyre?!

* Pasi u theksua ajo që u përshkrua, refuzimi që idhujtarët i bënë besimit, Allahu e ngushëlloi të Dërguarin e Vet ﷺ duke ia bërë të qartë se ai nuk është i pari që konsiderohej gënjeshtar, duke përmendur disa prej tregimeve të profetëve të mëparshëm:

(25) Ne dërguam edhe Nuhun tek populli i vet, e ai u tha: "O populli im, unë jam paralajmërues për ju prej dënimit të Allahut, sqarues lidhur me atë me të cilën jam dërguar,

(26) që t'ju thërras për të adhuruar vetëm Allahun, prandaj mos adhuroni asnjë tjetër përveçse Atë, pasi vërtet frikësohem për ju prej një dënimi të një Dite të Dhembshme."

(27) Paria dhe udhëheqësit, e popullit të tij, të cilët mohonin, i thanë: "Nuk do t'i përgjigjemi thirrjes tënde, pasi nuk ke ndonjë gjë të veçantë më shumë se ne, pasi ti je një njeri ashtu sikurse edhe ne, si dhe për faktin se nuk po shohim të të ndjekin të tjerë, përveç atyre që janë për ne më të parëndësishmit. Edhe për faktin që ju nuk keni më shumë sesa ne fisnikëri, pasuri apo pozitë, që t'ju bënte juve kompetentë që ne t'ju ndjekim përkundrazi ne mendojmë se ju jeni gënjeshtarë në lidhje me atë në të cilën thërrisni."

(28) Nuhu u tha: "O populli im, më tregoni nëse do të isha në udhëzimin e ardhur prej Zotit tim që dëshmon për Vërtetësinë time, e juve do u duhej që të më besonit mua; si dhe nëse do të më kishte dhuruar mua Mëshirë nga ana e Tij, e cila është profetësia dhe shpallja, ndërkohë që juve u është fshehur për shkak të mospasjes dije për të; a mos vallë do duhej që ne t'ju detyronim që ta besonit (këtë udhëzim) e ta fusnim (këtë besim) në zemrat tuaja edhe pse ju nuk e dëshironi?! Këtë nuk kemi mundësi që ta bëjmë, pasi Ai, i Cili e mundëson pranimin e besimit është vetëm Allahu".

## Mësime nga ajetet:

- Jobesimtari nuk përfiton prej dëgjimit dhe shikimit të vet, përfitim që do t'i printe atij për tek besimi, pasi ato janë joekzistente tek ai, ndryshe nga besimtari.
- Ligji i përsëritshëm i Allahut në lidhje me ndjekësit e të dërguarve, të cilët gjithmonë kanë qenë të varfërit dhe të dobëtit për shkak të pastërtisë së tyre prej mendjemadhësisë, si dhe armiqësia e treguar nga ana e parive dhe udhëheqësve.
- Mendjemadhësia e treguar nga paria dhe udhëheqësit, si dhe përçmimi që ata ua bëjnë atyre që nuk janë në të njëjtën pozitë me ta në shumicën e rasteve.

وَيَٰقَوۡمِ لَآ أَسۡـَٔلُكُمۡ عَلَيۡهِ مَالًاۖ إِنۡ أَجۡرِيَ إِلَّا عَلَى ٱللَّهِۚ وَمَآ أَنَا۠
بِطَارِدِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْۚ إِنَّهُم مُّلَٰقُواْ رَبِّهِمۡ وَلَٰكِنِّيٓ أَرَىٰكُمۡ قَوۡمٗا
تَجۡهَلُونَ ٢٩ وَيَٰقَوۡمِ مَن يَنصُرُنِي مِنَ ٱللَّهِ إِن طَرَدتُّهُمۡۚ أَفَلَا
تَذَكَّرُونَ ٣٠ وَلَآ أَقُولُ لَكُمۡ عِندِي خَزَآئِنُ ٱللَّهِ وَلَآ
أَعۡلَمُ ٱلۡغَيۡبَ وَلَآ أَقُولُ إِنِّي مَلَكٞ وَلَآ أَقُولُ لِلَّذِينَ تَزۡدَرِيٓ
أَعۡيُنُكُمۡ لَن يُؤۡتِيَهُمُ ٱللَّهُ خَيۡرًاۖ ٱللَّهُ أَعۡلَمُ بِمَا فِيٓ أَنفُسِهِمۡ إِنِّيٓ
إِذٗا لَّمِنَ ٱلظَّٰلِمِينَ ٣١ قَالُواْ يَٰنُوحُ قَدۡ جَٰدَلۡتَنَا فَأَكۡثَرۡتَ جِدَٰلَنَا
فَأۡتِنَا بِمَا تَعِدُنَآ إِن كُنتَ مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٣٢ قَالَ إِنَّمَا
يَأۡتِيكُم بِهِ ٱللَّهُ إِن شَآءَ وَمَآ أَنتُم بِمُعۡجِزِينَ ٣٣ وَلَا يَنفَعُكُمۡ
نُصۡحِيٓ إِنۡ أَرَدتُّ أَنۡ أَنصَحَ لَكُمۡ إِن كَانَ ٱللَّهُ يُرِيدُ أَن
يُغۡوِيَكُمۡۚ هُوَ رَبُّكُمۡ وَإِلَيۡهِ تُرۡجَعُونَ ٣٤ أَمۡ يَقُولُونَ ٱفۡتَرَىٰهُۖ
قُلۡ إِنِ ٱفۡتَرَيۡتُهُۥ فَعَلَيَّ إِجۡرَامِي وَأَنَا۠ بَرِيٓءٞ مِّمَّا تُجۡرِمُونَ
٣٥ وَأُوحِيَ إِلَىٰ نُوحٍ أَنَّهُۥ لَن يُؤۡمِنَ مِن قَوۡمِكَ إِلَّا مَن قَدۡ ءَامَنَ
فَلَا تَبۡتَئِسۡ بِمَا كَانُواْ يَفۡعَلُونَ ٣٦ وَٱصۡنَعِ ٱلۡفُلۡكَ بِأَعۡيُنِنَا
وَوَحۡيِنَا وَلَا تُخَٰطِبۡنِي فِي ٱلَّذِينَ ظَلَمُوٓاْ إِنَّهُم مُّغۡرَقُونَ ٣٧



29 O populli im, unë nuk po kërkoj prej jush, për përcjelljen e këtij mesazhi, ndonjë pasuri, pasi shpërblimi im është vetëm tek Allahu dhe se nuk kam për t'i larguar nga rrethi im ata besimtarë që janë të varfër, të cilët ju kërkuat që t'i largoj, sepse ata kanë për të takuar Zotin e tyre në Ditën e Gjykimit dhe se Ai ka për t'i shpërblyer ata për besimin e tyre. Mirëpo unë po shoh se ju jeni një popull që nuk e keni kuptuar të Vërtetën e këtij mesazhi, kur ju kërkoni përjashtimin e besimtarëve të pafuqishëm.

30 O populli im, kush do më shpëtonte mua prej dënimit të Allahut, nëse unë do t'i përjashtoja padrejtësisht këta besimtarë pa bërë asnjë faj?! A nuk po mendoheni dhe të shkoni drejt asaj që është më e mirë dhe më e dobishme për ju!?

31 E unë, o populli im, nuk po ju them: "Unë i zotëroj depozitat e Allahut në të cilat gjendet furnizimi i Tij, në mënyrë që t'ua shpërndaj atë juve, nëse ju do të besonit; e as nuk ju them: "Unë e di Gajbin (Dijen e fshehur të Allahut)"; e as nuk ju them: "Unë jam engjëll!", përkundrazi unë jam njeri sikurse edhe ju; e as nuk them për fukarenjtë, të cilët sytë tuaj i përçmojnë e i shpërfillin, se Allahu nuk do t'u japë atyre sukses dhe udhëzim (për të fituar Xhenetin), pasi Allahu është më i Dituri sa u përket qëllimeve dhe gjendjeve të tyre. Sepse nëse do pretendoja ta bëja diçka të tillë, do të kisha qenë prej keqbërësve që e meritojnë dënimin e Allahut.

32 Ata i thanë duke e kundërshtuar dhe me mendjemadhësi: " O Nuh, ti na je kundërvënë dhe e ke shtuar gjithmonë kundërshtimin ndaj nesh, atëherë na e sill atë që po na e premton, pra, dënimin, nëse me të vërtetë je i sinqertë në atë që pretendon".

33 Nuhu i tha: "Nuk jam unë që do t'ju sjell dënimin. Atë do t'jua sjellë Allahu, nëse Ai do, dhe se ju nuk do të jeni të zotë që t'ia mbathni prej ndëshkimit të Allahut, nëse Ai do të dëshirojë që t'ju dënojë.

34 Sikurse as këshilla ime që ju jap juve nuk do t'ju sillte dobi, nëse Allahu ka dashur që t'ju lërë në humbjen tuaj, larg Rrugës së Drejtë, duke ju shpërfillur me mosudhëzimin, për shkak të kryeneçësisë tuaj. Ai është Zoti juaj dhe Ai e zotëron jetën tuaj, kështu që nëse Ai dëshiron, ju lë në humbje. Vetëm tek Ai do të ktheheni në Ditën e Gjykimit, e atje ka për t'ju dhënë atë që meritoni për veprat tuaja."

35 Shkaku që populli i Nuhut mohoi, ishte se ata mendonin se ishte ai që e pati sajuar këtë fe me të cilën u kishte ardhur, duke ia dedikuar atë Allahut. Prandaj thuaju atyre, o i Dërguar: "Nëse unë do ta kisha sajuar këtë, atëherë dënimi për gjynahun që do kisha bërë do më kishte rënë vetëm mua, sikurse edhe unë nuk kam asnjë përgjegjësi për mosbesimin tuaj (nëse e mohoni të Vërtetën), pasi unë jam i pafajshëm për këtë."

36 Pastaj Allahu i shpalli Nuhut: "Nuk ka për të besuar prej popullit tënd asnjë, o Nuh, përveç atyre që kanë besuar më herët, prandaj mos u dëshpëro, o Nuh, për atë që ata bëjnë, pra, prej mohimit dhe talljeve të tyre për një periudhë kaq të gjatë.

37 Ndërtoje anijen nën mbikëqyrjen dhe mbrojtjen Tonë, si dhe me shpalljen Tonë, duke të mësuar se si duhet ta ndërtosh atë. Mos më kërko Mua që t'i toleroj ata që i bënë keq vetes duke bërë kufër (mohuar Zotin), pasi ata do të përmbyten, në mënyrë të pashmangshme, si ndëshkim për shkak të këmbënguljes së tyre në mohimin.

**Mësime nga ajetet:**

- Dëlirësia e thirrësit që thërret për tek Allahu duke e shpresuar shpërblimin për të vetëm prej Tij.
- Bërja haram e përzënies së besimtarëve të varfër, si dhe bërja detyrim e nderimit dhe respektimit të tyre.
- E drejta për ta ditur Gajbin (Dijen e fshehtë) i përket vetëm Allahut të Lartësuar.
- Lejueshmëria e debatit me jobesimtarët dhe replikimit me ta.

وَيَصۡنَعُ ٱلۡفُلۡكَ وَكُلَّمَا مَرَّ عَلَيۡهِ مَلَأٞ مِّن قَوۡمِهِۦ سَخِرُواْ مِنۡهُۚ
قَالَ إِن تَسۡخَرُواْ مِنَّا فَإِنَّا نَسۡخَرُ مِنكُمۡ كَمَا تَسۡخَرُونَ
٣٨ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُونَ مَن يَأۡتِيهِ عَذَابٞ يُخۡزِيهِ وَيَحِلُّ عَلَيۡهِ عَذَابٞ
مُّقِيمٌ ٣٩ حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءَ أَمۡرُنَا وَفَارَ ٱلتَّنُّورُ قُلۡنَا ٱحۡمِلۡ فِيهَا
مِن كُلّٖ زَوۡجَيۡنِ ٱثۡنَيۡنِ وَأَهۡلَكَ إِلَّا مَن سَبَقَ عَلَيۡهِ ٱلۡقَوۡلُ
وَمَنۡ ءَامَنَۚ وَمَآ ءَامَنَ مَعَهُۥٓ إِلَّا قَلِيلٞ ٤٠ ۞ وَقَالَ ٱرۡكَبُواْ نصف الحزب ٢٣
فِيهَا بِسۡمِ ٱللَّهِ مَجۡر۪ىٰهَا وَمُرۡسَىٰهَآۚ إِنَّ رَبِّي لَغَفُورٞ رَّحِيمٞ
٤١ وَهِيَ تَجۡرِي بِهِمۡ فِي مَوۡجٖ كَٱلۡجِبَالِ وَنَادَىٰ نُوحٌ ٱبۡنَهُۥ
وَكَانَ فِي مَعۡزِلٖ يَٰبُنَيَّ ٱرۡكَب مَّعَنَا وَلَا تَكُن مَّعَ ٱلۡكَٰفِرِينَ ٤٢
قَالَ سَـَٔاوِيٓ إِلَىٰ جَبَلٖ يَعۡصِمُنِي مِنَ ٱلۡمَآءِۚ قَالَ لَا عَاصِمَ ٱلۡيَوۡمَ
مِنۡ أَمۡرِ ٱللَّهِ إِلَّا مَن رَّحِمَۚ وَحَالَ بَيۡنَهُمَا ٱلۡمَوۡجُ فَكَانَ مِنَ
ٱلۡمُغۡرَقِينَ ٤٣ وَقِيلَ يَٰٓأَرۡضُ ٱبۡلَعِي مَآءَكِ وَيَٰسَمَآءُ أَقۡلِعِي
وَغِيضَ ٱلۡمَآءُ وَقُضِيَ ٱلۡأَمۡرُ وَٱسۡتَوَتۡ عَلَى ٱلۡجُودِيِّۖ وَقِيلَ
بُعۡدٗا لِّلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ ٤٤ وَنَادَىٰ نُوحٞ رَّبَّهُۥ فَقَالَ رَبِّ إِنَّ ٱبۡنِي
مِنۡ أَهۡلِي وَإِنَّ وَعۡدَكَ ٱلۡحَقُّ وَأَنتَ أَحۡكَمُ ٱلۡحَٰكِمِينَ ٤٥



38 Kështu, Nuhu e vuri në zbatim urdhrin e Zotit të vet duke iu përveshur ndërtimit të anijes. Sa herë që pranë tij kalonte paria dhe zotërinjtë e popullit të vet, talleshin me të, kur shihnin angazhimin e tij duke ndërtuar anijen, sepse në vendin që ndodhej nuk ekzistonte as ujë dhe as lumenj. Pasi përqeshja e tyre po bëhej përherë e më e shpeshtë ndaj tij, ai iu drejtua atyre duke u thënë: “Nëse ju talleni me ne, o pari e popullit tim, sot që ne jemi duke ndërtuar anijen, dijeni se edhe ne do tallemi me ju, për injorancën tuaj rreth asaj që do të ndodhë me ju, pas përmbytjes.

39 Pastaj keni për ta kuptuar se kujt ka për t’i rënë dënimi në jetën e kësaj bote, duke e poshtëruar dhe përçmuar, e po ashtu edhe në Ditën e Gjykimit, me një dënim të përjetshëm që nuk ka fund.”

40 Kur Nuhu e përfundoi ndërtimin e anijes që Allahu e kishte urdhëruar që ta ndërtonte, atëherë erdhi Vendimi Ynë për t’i shkatërruar; aq sa uji filloi të gurgullonte prej furrave të tyre (të thella e vertikale) në të cilat ata piqnin petat e bukës, - si një shenjë për fillimin e përmbytjes katastrofike. Atëherë i thamë Nuhut ﷺ: “Ngarko në anije prej çdo lloj kafshësh që janë në sipërfaqen e tokës e që janë çift, mashkull dhe femër dhe futi në të familjen tënde, përveç atij që paracaktimi e ka vendosur se ai do të jetë prej të përmbyturve, për shkak se nuk ka besuar. Fut në të këdo që ka besuar bashkë me ty prej popullit tënd”. Prej popullit të tij kishte besuar vetëm se një numër i vogël, pavarësisht kohës së gjatë në të cilën ai qëndroi në mesin e tyre, duke i thirrur që të besonin Allahun.

41 Kështu, Nuhu u tha besimtarëve, prej familjes dhe prej popullit të vet: “Hipni në anije! Me emrin e Allahut kjo anije do të lundrojë dhe me emrin e Tij do të jetë edhe ankorimi i saj. Vërtetë që Zoti im është Falës i gjynaheve të atij që pendohet nga mesi i robve të Vet dhe i Mëshirshëm me të. Prej mëshirës së Tij ndaj tyre ishte edhe shpëtimi prej shkatërrimit.

42 Ndërkohë që anija lundronte me çfarë kishte brenda saj prej njerëzve e kafshëve, mes dallgëve gjigante si male, Nuhu, me dhembshurinë prindërore, i thirri djalit të tij jobesimtar, i cili ishte veçuar prej babait dhe popullit të vet në një vend të lartë: “O biri im, hip me ne në anije, që të shpëtosh prej përmbytjes dhe mos u bëj me jobesimtarët, e të të përfshijë edhe ty ajo që do t’i përfshijë ata, shkatërrimi nga përmbytja!”

43 I biri iu përgjigj duke i thënë: “Do të ngjitem në një mal të lartë, në mënyrë që ai të më shpëtojë, e të mos arrijë uji deri tek unë.” Atëherë, Nuhu i tha: “Sot, nuk ka tjetër shpëtim prej dënimit të Tij në këtë përmbytje katastrofike, përveç kë ka dëshiruar Allahu i Lartësuar ta shpëtojë, duke e përfshirë në mëshirën e Vet. Vetëm Ai ka për ta shpëtuar atë prej përmbytjes. Në atë çast, e ndau dallga Nuhun prej birit të tij jobesimtar dhe djali i tij u mbyt me të tjerët, për shkak të mosbesimit të tij.

44 Pasi përfundoi përmbytja, Allahu i tha Tokës: “Oj Tokë, përthithe ujin e përmbytjes që ka mbi ty!’ Dhe i tha qiellit: “O qiell, ndaloje dhe mos dërgo më shi!” Dhe uji u pakësua derisa Toka u tha. Kështu Allahu i shkatërroi të gjithë jobesimtarët. Ndërkohë që anija kishte ndaluar në malin Xhudij, atyre iu tha: “Të larguar dhe të shkatërruar qofshin njerëzit që i kalojnë kufijtë e Allahut me anë të kufrit (mohimit të Zotit)!”

45 Aty Nuhu ﷺ e luti Zotin e vet dhe, duke iu përgjëruar dhe tha: “ O Zot, djali im ishte prej familjes sime, të cilët më pate premtuar se do t’i shpëtoje; Premtimi Yt është i Vërtetë e nuk ka kundërshti në të dhe se Ti je më i Drejti i gjykuesve dhe më i Dituri”.

## Mësime nga ajetet:

- Bërja e qartë e zakonit që kanë idhujtarët në përqeshjen dhe talljen me të dërguarit dhe ndjekësit e tyre.
- Bërja e qartë e ligjit të përsëritshëm të Allahut ndaj njerëzve, i cili është se shumica e tyre nuk besojnë.
- Nuk ka shpëtim prej Allahut, vetëm nëse kthehesh tek Ai, sikurse askush nuk mund të të mbrojë prej Vendimit të Tij vetëm se Ai (Qoftë i Lartësuar)!

قَالَ يَٰنُوحُ إِنَّهُۥ لَيۡسَ مِنۡ أَهۡلِكَۖ إِنَّهُۥ عَمَلٌ غَيۡرُ صَٰلِحٖۖ فَلَا تَسۡـَٔلۡنِ
مَا لَيۡسَ لَكَ بِهِۦ عِلۡمٌۖ إِنِّيٓ أَعِظُكَ أَن تَكُونَ مِنَ ٱلۡجَٰهِلِينَ
٤٦ قَالَ رَبِّ إِنِّيٓ أَعُوذُ بِكَ أَنۡ أَسۡـَٔلَكَ مَا لَيۡسَ لِي بِهِۦ عِلۡمٞۖ وَإِلَّا
تَغۡفِرۡ لِي وَتَرۡحَمۡنِيٓ أَكُن مِّنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ ٤٧ قِيلَ يَٰنُوحُ
ٱهۡبِطۡ بِسَلَٰمٖ مِّنَّا وَبَرَكَٰتٍ عَلَيۡكَ وَعَلَىٰٓ أُمَمٖ مِّمَّن مَّعَكَۚ
وَأُمَمٞ سَنُمَتِّعُهُمۡ ثُمَّ يَمَسُّهُم مِّنَّا عَذَابٌ أَلِيمٞ ٤٨ تِلۡكَ
مِنۡ أَنۢبَآءِ ٱلۡغَيۡبِ نُوحِيهَآ إِلَيۡكَۖ مَا كُنتَ تَعۡلَمُهَآ أَنتَ
وَلَا قَوۡمُكَ مِن قَبۡلِ هَٰذَاۖ فَٱصۡبِرۡۖ إِنَّ ٱلۡعَٰقِبَةَ لِلۡمُتَّقِينَ ٤٩
وَإِلَىٰ عَادٍ أَخَاهُمۡ هُودٗاۚ قَالَ يَٰقَوۡمِ ٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مَا لَكُم مِّنۡ
إِلَٰهٍ غَيۡرُهُۥٓۖ إِنۡ أَنتُمۡ إِلَّا مُفۡتَرُونَ ٥٠ يَٰقَوۡمِ لَآ أَسۡـَٔلُكُمۡ عَلَيۡهِ
أَجۡرًاۖ إِنۡ أَجۡرِيَ إِلَّا عَلَى ٱلَّذِي فَطَرَنِيٓۚ أَفَلَا تَعۡقِلُونَ ٥١
وَيَٰقَوۡمِ ٱسۡتَغۡفِرُواْ رَبَّكُمۡ ثُمَّ تُوبُوٓاْ إِلَيۡهِ يُرۡسِلِ ٱلسَّمَآءَ
عَلَيۡكُم مِّدۡرَارٗا وَيَزِدۡكُمۡ قُوَّةً إِلَىٰ قُوَّتِكُمۡ وَلَا تَتَوَلَّوۡاْ
مُجۡرِمِينَ ٥٢ قَالُواْ يَٰهُودُ مَا جِئۡتَنَا بِبَيِّنَةٖ وَمَا نَحۡنُ
بِتَارِكِيٓ ءَالِهَتِنَا عَن قَوۡلِكَ وَمَا نَحۡنُ لَكَ بِمُؤۡمِنِينَ ٥٣



(46) Allahu iu drejtua Nuhut e i tha: “O Nuh, djali yt, për të cilin më lute që të shpëtojë, nuk konsiderohet prej familjes tënde, për të cilët të pata premtuar se do t’i shpëtoja, sepse ai ishte mohues dhe kjo lutje, o Nuh, nuk është e përshtatshme për ty, nuk i shkon atij që është në pozitën tënde, prandaj mos më kërko diçka për të cilën ti nuk ke dije. Unë po të vë në dijeni që të mos jesh prej injorantëve e të më kërkosh Mua diçka që bie ndesh me Dijen dhe Gjykimin Tim”.

(47) Nuhu menjëherë tha: “Zot, unë kthehem tek Ti dhe kërkoj mbrojtjen Tënde, që mos të kërkoj prej Teje diçka për të cilën unë nuk kam dije. Nëse Ti nuk ma fal mua gjynahin tim e nuk më mëshiron do të jem prej të shkatërruarve, të cilët e shkatërruan jetën e tyre në Botën Tjetër.”

(48) Pastaj Allahu i tha Nuhut ﷺ: “O Nuh, zbrit nga anija në Tokë, shëndoshë e i sigurt dhe me mirësi të shumta prej Allahut ndaj teje, pasardhësve dhe besimtarëve që janë me ty në anije, si dhe ndaj atyre që vijnë pas teje. Nëse pas tyre vijnë popuj të tjerë jobesimtarë, pasardhës të tyre, Ne do t’u mundësojmë që t’i përjetojnë kënaqësitë e jetës së kësaj bote, duke u dhënë gjithçka që u nevojitet për të jetuar, e pastaj në Botën Tjetër ka për t’i përfshirë nga ana Jonë dënimi i dhembshëm.”

(49) Kjo histori rreth Nuhut është prej informacioneve të Gajbit (Dijes së fshehtë të Allahut), të cilën ti, o i Dërguar, nuk e dije, madje as populli yt nuk e dinte para kësaj Shpalljeje. Prandaj duro përballë mundimeve dhe mohimit të popullit tënd, ashtu siç duroi edhe Nuhu ﷺ, pasi triumfi do të jetë për ata që i vënë në zbatim urdhrat e Allahut dhe që largohen prej ndalesave të Tij.

(50) Ne dërguam edhe tek populli i Adit vëllain e tyre, Hudin ﷺ, i cili u tha: “Adhurojeni vetëm Allahun dhe mos i shoqëroni Atij në adhurim asnjë tjetër, pasi për ju nuk ka zot tjetër që e meriton të adhurohet përveç Tij (Qoftë i Lartësuar!), ndërsa pretendimi juaj, se Ai ka të barabartë, është gënjeshtër.

(51) O populli im, unë nuk jam duke ju kërkuar ndonjë shpërblim për atë që po ju përcjell prej Zotit tim dhe në të cilën po ju thërras, pasi shpërblimi im do të jetë vetëm prej Allahut, i Cili edhe më krijoi. A nuk po mendoni këtë e t’i përgjigjeni asaj në të cilën unë po ju thërras?!

(52) O populli im, kërkojini falje Allahut dhe pastaj pendohuni tek Ai për (të mos u kthyer më tek) gjynahet tuaja, sidomos për më të madhin e tyre, shirkun, në mënyrë që Ai t’ju shpërblejë për këtë, duke ju lëshuar shi të bollshëm dhe duke e shtuar edhe më shumë fuqinë tuaj, me shtimin e pasardhësve dhe pasurisë. Mos e refuzoni atë në të cilën po ju thërras, që të mos jini kriminelë për shkak të refuzimit të thirrjes sime, të mohimit të Allahut, si dhe konsiderimit gënjeshtër të asaj me të cilën unë ju kam ardhur.”

(53) Populli i tij i tha: “O Hud, ti nuk na ke ardhur me ndonjë fakt bindës të qartë, në mënyrë që të na bënte neve të të besonim. Ne nuk kemi për t’i lënë zotat që i adhurojmë për shkak të një fjale prej teje, pa kurrfarë fakti. Kështu që ne nuk e besojmë pretendimin se ti je i dërguar.

**Mësime nga ajetet:**

- Të dërguarit nuk kanë mundësi që të bëjnë ndërmjetësim tek Allahu për ata që e kanë mohuar Allahun, edhe nëse ata do të ishin fëmijët e tyre.
- Dëlirësia e thirrësit dhe të qëndruarit e tij larg asaj që është në duart e njerëzve bën që fjala e tij të jetë më e pranueshme.
- Mirësia e istigfarit (thënia: estagfirullah - i kërkoj falje Allahut) dhe e teubes (pendimit për të mos u kthyer më në atë gjynah), janë shkak i reshjeve dhe shtimit të pasardhësve dhe pasurisë.

إِن نَّقُولُ إِلَّا ٱعۡتَرَىٰكَ بَعۡضُ ءَالِهَتِنَا بِسُوٓءٖۗ قَالَ إِنِّيٓ أُشۡهِدُ ٱللَّهَ
وَٱشۡهَدُوٓاْ أَنِّي بَرِيٓءٞ مِّمَّا تُشۡرِكُونَ ٥٤ مِن دُونِهِۦۖ فَكِيدُونِي
جَمِيعٗا ثُمَّ لَا تُنظِرُونِ ٥٥ إِنِّي تَوَكَّلۡتُ عَلَى ٱللَّهِ رَبِّي وَرَبِّكُمۚ
مَّا مِن دَآبَّةٍ إِلَّا هُوَ ءَاخِذُۢ بِنَاصِيَتِهَآۚ إِنَّ رَبِّي عَلَىٰ صِرَٰطٖ مُّسۡتَقِيمٖ
٥٦ فَإِن تَوَلَّوۡاْ فَقَدۡ أَبۡلَغۡتُكُم مَّآ أُرۡسِلۡتُ بِهِۦٓ إِلَيۡكُمۡۚ وَيَسۡتَخۡلِفُ
رَبِّي قَوۡمًا غَيۡرَكُمۡ وَلَا تَضُرُّونَهُۥ شَيۡـًٔاۚ إِنَّ رَبِّي عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٍ حَفِيظٞ
٥٧ وَلَمَّا جَآءَ أَمۡرُنَا نَجَّيۡنَا هُودٗا وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مَعَهُۥ بِرَحۡمَةٖ مِّنَّا
وَنَجَّيۡنَٰهُم مِّنۡ عَذَابٍ غَلِيظٖ ٥٨ وَتِلۡكَ عَادٞۖ جَحَدُواْ بِـَٔايَٰتِ
رَبِّهِمۡ وَعَصَوۡاْ رُسُلَهُۥ وَٱتَّبَعُوٓاْ أَمۡرَ كُلِّ جَبَّارٍ عَنِيدٖ ٥٩ وَأُتۡبِعُواْ فِي
هَٰذِهِ ٱلدُّنۡيَا لَعۡنَةٗ وَيَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِۗ أَلَآ إِنَّ عَادٗا كَفَرُواْ رَبَّهُمۡۗ أَلَا
بُعۡدٗا لِّعَادٖ قَوۡمِ هُودٖ ٦٠ ۞ وَإِلَىٰ ثَمُودَ أَخَاهُمۡ صَٰلِحٗاۚ قَالَ يَٰقَوۡمِ
ٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مَا لَكُم مِّنۡ إِلَٰهٍ غَيۡرُهُۥۖ هُوَ أَنشَأَكُم مِّنَ ٱلۡأَرۡضِ
وَٱسۡتَعۡمَرَكُمۡ فِيهَا فَٱسۡتَغۡفِرُوهُ ثُمَّ تُوبُوٓاْ إِلَيۡهِۚ إِنَّ رَبِّي قَرِيبٞ مُّجِيبٞ
٦١ قَالُواْ يَٰصَٰلِحُ قَدۡ كُنتَ فِينَا مَرۡجُوّٗا قَبۡلَ هَٰذَآۖ أَتَنۡهَىٰنَآ أَن نَّعۡبُدَ
مَا يَعۡبُدُ ءَابَآؤُنَا وَإِنَّنَا لَفِي شَكّٖ مِّمَّا تَدۡعُونَآ إِلَيۡهِ مُرِيبٖ ٦٢

ثلاثة أرباع الحزب ٢٣



(54) Ne nuk themi tjetër përveç asaj se ty të kanë dënuar disa prej zotave tanë me çmenduri, për shkak të përpjekjes tënde që të na ndalosh prej adhurimit të tyre."

(55) Hudi u tha: - "Unë kam Allahun dëshmitar, prandaj dëshmojeni edhe ju se unë jam i pastër prej adhurimit të zotave tuaj të rremë, që ju i adhuroni në vend të Allahut; kështu që bëhuni bashkë ju e zotat tuaj, të cilët ju mendoni se më kanë dënuar me çmenduri dhe komplotoni ndaj meje e mos më jepni aspak afat.

(56) Ndërkohë që unë i mbështetem vetëm Allahut dhe çështjen time ia lë vetëm Atij, pasi Ai është Zoti im dhe Zoti juaj. Nuk ekziston asnjë gjallesë që ecën mbi sipërfaqen e Tokës e që të mos jetë e përulur ndaj Allahut, nën sundimin dhe pushtetin e Tij, duke vepruar me të si të dëshirojë Ai. Vërtet që Zoti im është me të Vërtetën dhe të drejtën, kështu që nuk ka për t'jua mundësuar juve që të arrini deri tek unë, pasi unë jam me të Vërtetën dhe ju jeni me të kotën.

(57) Nëse ju e refuzoni dhe ia ktheni shpinën asaj me të cilën unë ju kam ardhur, dijeni se unë nuk kam përgjegjësi tjetër për të, përveçse që t'jua komunikoj, ndërkohë që unë ju kam përcjell çdo gjë me të cilën Allahu më ka dërguar e më ka urdhëruar ta shpall. Kështu që tashmë argumenti për ju është sqaruar (nuk arsyetoheni) dhe Zoti im ka për t'ju shkatërruar, duke sjellë pas jush një popull tjetër, që ka për t'ju zëvendësuar. Ju, me mohimin dhe refuzimin tuaj, nuk keni për t'i sjellë Allahut asnjë dëm, të madh apo të vogël, pasi Ai nuk ka nevojë për robërit e Vet. Vërtet që Zoti im është Mbikëqyrës i çdo gjëje dhe se Ai do të më mbrojë prej të keqes së asaj që ju komplotoni ndaj meje."

(58) Pasi atyre u erdhi Vendimi ynë për t'i shkatërruar, Ne duke i përfshirë me mëshirën tonë, e shpëtuam Hudin bashkë me ata që kishin besuar, prej dënimit të ashpër me të cilin goditëm popullin e tij jobesimtar.

(59) Ky ishte populli i Adit, të cilët i mohuan argumentet e Allahut, Zotit të tyre, dhe e kundërshtuan të dërguarin e tyre, Hudin, duke ndjekur qëndrimin e çdo kryeneçi mendjemadh ndaj të Vërtetës dhe të çdo tirani, i cili nuk e pranonte e as nuk e dëgjonte atë.

(60) Kështu që ata në jetën e kësaj bote i përfshiu poshtërimi dhe përjashtimi i tyre prej mëshirës së Allahut, ndërsa në Ditën e Gjykimit ata do të jenë larg mëshirës së Allahut, për shkak të mohimit të Allahut të Lartësuar, duke i lënë Allahu ata larg çdo të mire dhe duke i lënë ata afër çdo të keqeje.

(61) Ne dërguam edhe tek populli Themud vëllain e tyre Salihun, i cili u tha: "O populli im, adhuroni vetëm Allahun, pasi ju nuk keni zot tjetër që e meriton adhurimin, pasi Allahu ju krijoi prej dheut (përbërësve) të Tokës, që prej babait tuaj, Ademit, duke ju bërë juve popullues të Tokës. Prandaj kërkoni prej Tij falje dhe pastaj kthehuni tek Ai me vepra të devotshme dhe me lënien e gjynaheve, pasi Zoti im është i afërt me atë që ia kushton me sinqeritet adhurimin dhe Pranues i lutjeve të tij."

(62) Populli i tha: "O Salih, ti ke qenë në mesin tonë dikushi, që gëzonte një pozitë të lartë, para se të na thërrisje në këtë rrugë, madje ne kishim shpresë se do të ishe bërë i mençur dhe njeri i këshillës. A mos vallë, dëshiron, o Salih, që të na ndalosh adhurimin e atyre që baballarët tanë i adhuronin?! Vërtet që ne jemi në dilemë lidhur me atë në të cilën ti po na thërret, pra, që të adhurohet vetëm Allahu, gjë e cila na bën të të akuzojmë se po gënjen në emër të Allahut».

## Mësime nga ajetet:

- Nga metodat e idhujtarëve për t'i larguar njerëzit nga të dërguarit është edhe akuzimi i tyre për mendjelehtësi dhe çmenduri.
- Komplotet dhe agresioni i idhujtarëve është i dobët, pasi idhujtarët janë nën pushtetin dhe sundimin e Allahut
- Argumentet e teuhidit rububije; siç është fakti se vetëm Allahu është krijues dhe shpikës të çojnë domosdoshmërisht në teuhidin uluhije dhe mos adhurimin e dikujt tjetër.

قَالَ يَٰقَوۡمِ أَرَءَيۡتُمۡ إِن كُنتُ عَلَىٰ بَيِّنَةٖ مِّن رَّبِّي وَءَاتَىٰنِي
مِنۡهُ رَحۡمَةٗ فَمَن يَنصُرُنِي مِنَ ٱللَّهِ إِنۡ عَصَيۡتُهُۥۖ فَمَا تَزِيدُونَنِي
غَيۡرَ تَخۡسِيرٖ ٦٣ وَيَٰقَوۡمِ هَٰذِهِۦ نَاقَةُ ٱللَّهِ لَكُمۡ ءَايَةٗۖ
فَذَرُوهَا تَأۡكُلۡ فِيٓ أَرۡضِ ٱللَّهِۖ وَلَا تَمَسُّوهَا بِسُوٓءٖ فَيَأۡخُذَكُمۡ
عَذَابٞ قَرِيبٞ ٦٤ فَعَقَرُوهَا فَقَالَ تَمَتَّعُواْ فِي دَارِكُمۡ
ثَلَٰثَةَ أَيَّامٖۖ ذَٰلِكَ وَعۡدٌ غَيۡرُ مَكۡذُوبٖ ٦٥ فَلَمَّا جَآءَ أَمۡرُنَا
نَجَّيۡنَا صَٰلِحٗا وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مَعَهُۥ بِرَحۡمَةٖ مِّنَّا وَمِنۡ
خِزۡيِ يَوۡمِئِذٍۚ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ ٱلۡقَوِيُّ ٱلۡعَزِيزُ ٦٦ وَأَخَذَ ٱلَّذِينَ
ظَلَمُواْ ٱلصَّيۡحَةُ فَأَصۡبَحُواْ فِي دِيَٰرِهِمۡ جَٰثِمِينَ ٦٧
كَأَن لَّمۡ يَغۡنَوۡاْ فِيهَآۗ أَلَآ إِنَّ ثَمُودَاْ كَفَرُواْ رَبَّهُمۡۗ أَلَا
بُعۡدٗا لِّثَمُودَ ٦٨ وَلَقَدۡ جَآءَتۡ رُسُلُنَآ إِبۡرَٰهِيمَ بِٱلۡبُشۡرَىٰ قَالُواْ
سَلَٰمٗاۖ قَالَ سَلَٰمٞۖ فَمَا لَبِثَ أَن جَآءَ بِعِجۡلٍ حَنِيذٖ ٦٩ فَلَمَّا رَءَآ
أَيۡدِيَهُمۡ لَا تَصِلُ إِلَيۡهِ نَكِرَهُمۡ وَأَوۡجَسَ مِنۡهُمۡ خِيفَةٗۚ
قَالُواْ لَا تَخَفۡ إِنَّآ أُرۡسِلۡنَآ إِلَىٰ قَوۡمِ لُوطٖ ٧٠ وَٱمۡرَأَتُهُۥ قَآئِمَةٞ
فَضَحِكَتۡ فَبَشَّرۡنَٰهَا بِإِسۡحَٰقَ وَمِن وَرَآءِ إِسۡحَٰقَ يَعۡقُوبَ ٧١



(63) Atëherë, Salihu ia ktheu popullit të vet duke thënë: “O populli im, më tregoni nëse unë kam fakte bindëse e të qarta prej Zotit tim dhe më ka dhënë nga ana e Vet mëshirë, e që është profetësia, kush do të më mbrojë mua prej ndëshkimit të Tij nëse unë do ta kundërshtoja Atë duke e lënë përcjelljen e asaj që Ai më ka urdhëruar?! Ju atëherë do më shtonit mua vetëm se humbjen dhe largimin prej kënaqësisë së Tij.

(64) O populli im, kjo është deveja e Allahut (mrekulli prej Tij) për ju, që e tregon Vërtetësinë time, prandaj lëreni atë që të kullosë në Tokën e Allahut dhe mos ndërmerrni ndaj saj çfarëdo gjëje që do ta dëmtonte, se pastaj do t’ju përfshijë dënimi i shpejtë, sapo ju ta therni (sepse ata diskutonin ta thernin).”

(65) Megjithatë, ata e therën, si tregues i këmbënguljes së tyre në mohim. Atëherë, Salihu u tha: “ Vazhdoni të jetoni në tokën tuaj për një afat kohor prej tre ditësh, nisur që nga momenti që ju e therët atë. Pas kësaj kohe, ka për t’ju ardhur dënimi i Allahut, pasi ky është një premtim që do të realizohet në mënyrë të pashmangshme e aspak gënjeshtër.”.

(66) Pasi erdhi vendimi Ynë për shkatërrimin e tyre, shpëtuam Salihun bashkë me ata që besuan, prej mëshirës nga ana Jonë, duke i shpëtuar ata prej poshtërimit dhe përçmimit të asaj dite. Vërtetë që Zoti yt, o i Dërguar, është i Forti e i Plotfuqishmi, i Cili nuk mund të mposhtet nga askush, prandaj edhe i shkatërroi popujt mohues.

(67) Dhe ata atëherë i rrëmbeu një ushtimë e fuqishme, që e shkatërroi tërësisht popullin e Themudit, duke bërë që të vdisnin të gjithë prej fuqisë së saj: të gjithë ranë përmbys mbi fytyrat e tyre, të cilat u bënë njësh me dheun,

(68) sikur të mos kishin ekzistuar kurrë më parë në vendbanimet e tyre, duke u dëfryer e bërë jetë të mirë. A nuk ishte pra, dikur populli i Themudit që e mohoi Allahun, Zotin e tyre?! Tani ata akoma vazhdojnë të jenë të përjashtuar prej mëshirës së Allahut.

(69) Edhe Ibrahimit ﷺ i erdhën engjëjt në formë njerëzore dhe e përgëzuan atë dhe gruan e tij me lindjen e Is’hakut, prej të cilit lindi dhe Jakubi, dhe i thanë: “Selamun - Paqe (Qofsh në paqe!)”. Edhe Ibrahimi ua ktheu: “Selamun - Paqja (Qoftë me ju!)” dhe pastaj u largua menjëherë, duke u kthyer me një viç të sapo pjekur, në mënyrë që ata të hanin, pasi ai i mendonte se ishin njerëz.

(70) Pasi Ibrahimi pa se duart e tyre nuk po zgjateshin për tek viçi dhe se ata nuk po hanin prej tij, nuk e pëlqeu këtë gjë dhe fshehu në vetvete frikën prej tyre, mirëpo pasi engjëjt e kuptuan frikën e tij, i thanë: “Mos u frikëso prej nesh, se ne na ka dërguar Allahu tek populli i Lutit, në mënyrë që t’i ndëshkojmë ata.”

(71) Ndërkohë, gruaja e tij, Sara, - ndërsa qëndronte në këmbë, Ne e përgëzuam atë me lajmin e mirë se asaj do t’i lindte Is’haku, sikurse edhe ai do të kishte një djalë, Jakubin. Ajo qeshi dhe u gëzua nga ajo që dëgjoi.

**Mësime nga ajetet:**

- Inati dhe mendjemadhësia e idhujtarëve, aq sa nuk i besuan as mrekullisë së Salihut, edhe pse ajo ishte një prej mrekullive më madhështore.
- Preferimi i përgëzimit të besimtarit me atë që është në të mirën e tij.
- Lejueshmëria e përshëndetjes me Selam (es-Selamu alejkum - Paqja qoftë me ju!) për atë që vjen tek dikush, si dhe detyrimi i kthimit të saj.
- Detyrimi i mikpritjes së mysafirit.

قَالَتۡ يَٰوَيۡلَتَىٰٓ ءَأَلِدُ وَأَنَا۠ عَجُوزٞ وَهَٰذَا بَعۡلِي شَيۡخًاۖ إِنَّ هَٰذَا
لَشَيۡءٌ عَجِيبٞ ٧٢ قَالُوٓاْ أَتَعۡجَبِينَ مِنۡ أَمۡرِ ٱللَّهِۖ رَحۡمَتُ ٱللَّهِ
وَبَرَكَٰتُهُۥ عَلَيۡكُمۡ أَهۡلَ ٱلۡبَيۡتِۚ إِنَّهُۥ حَمِيدٞ مَّجِيدٞ ٧٣ فَلَمَّا ذَهَبَ
عَنۡ إِبۡرَٰهِيمَ ٱلرَّوۡعُ وَجَآءَتۡهُ ٱلۡبُشۡرَىٰ يُجَٰدِلُنَا فِي قَوۡمِ لُوطٍ ٧٤
إِنَّ إِبۡرَٰهِيمَ لَحَلِيمٌ أَوَّٰهٞ مُّنِيبٞ ٧٥ يَٰٓإِبۡرَٰهِيمُ أَعۡرِضۡ عَنۡ هَٰذَآۖ إِنَّهُۥ
قَدۡ جَآءَ أَمۡرُ رَبِّكَۖ وَإِنَّهُمۡ ءَاتِيهِمۡ عَذَابٌ غَيۡرُ مَرۡدُودٖ ٧٦ وَلَمَّا
جَآءَتۡ رُسُلُنَا لُوطٗا سِيٓءَ بِهِمۡ وَضَاقَ بِهِمۡ ذَرۡعٗا وَقَالَ هَٰذَا
يَوۡمٌ عَصِيبٞ ٧٧ وَجَآءَهُۥ قَوۡمُهُۥ يُهۡرَعُونَ إِلَيۡهِ وَمِن قَبۡلُ كَانُواْ
يَعۡمَلُونَ ٱلسَّيِّـَٔاتِۚ قَالَ يَٰقَوۡمِ هَٰٓؤُلَآءِ بَنَاتِي هُنَّ أَطۡهَرُ لَكُمۡۖ
فَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ وَلَا تُخۡزُونِ فِي ضَيۡفِيٓۖ أَلَيۡسَ مِنكُمۡ رَجُلٞ رَّشِيدٞ ٧٨
قَالُواْ لَقَدۡ عَلِمۡتَ مَا لَنَا فِي بَنَاتِكَ مِنۡ حَقّٖ وَإِنَّكَ لَتَعۡلَمُ مَا نُرِيدُ
٧٩ قَالَ لَوۡ أَنَّ لِي بِكُمۡ قُوَّةً أَوۡ ءَاوِيٓ إِلَىٰ رُكۡنٖ شَدِيدٖ ٨٠ قَالُواْ
يَٰلُوطُ إِنَّا رُسُلُ رَبِّكَ لَن يَصِلُوٓاْ إِلَيۡكَۖ فَأَسۡرِ بِأَهۡلِكَ بِقِطۡعٖ
مِّنَ ٱلَّيۡلِ وَلَا يَلۡتَفِتۡ مِنكُمۡ أَحَدٌ إِلَّا ٱمۡرَأَتَكَۖ إِنَّهُۥ مُصِيبُهَا
مَآ أَصَابَهُمۡۚ إِنَّ مَوۡعِدَهُمُ ٱلصُّبۡحُۚ أَلَيۡسَ ٱلصُّبۡحُ بِقَرِيبٖ ٨١



72 Pastaj Sara, kur e përgëzuan engjëjt me atë lajm të mirë, tha e çuditur: "Si është e mundur që të lind një djalë, ndërkohë që unë jam e plakur dhe shterpë, ndërsa burri im ka arritur moshën e thellë të pleqërisë?! Vërtet që lindja e një djali në këtë gjendje do të ishte një gjë vërtet e çuditshme, që nuk ndodh zakonisht."

73 Engjëjt iu drejtuan Sarës, pasi ajo u çudit nga ky lajm, duke i thënë: "A po çuditesh me vendimin dhe caktimin e Allahut?! Dikush si ti nuk ka si të mos e di se Allahu është i aftë për diçka të tillë. Mëshira dhe begatia e Allahut qofshin mbi ju, o familja e Ibrahimit! Vërtet që Allahu është i Lavdëruar për Cilësitë dhe veprat e Tij dhe se Ai është Zotërues i Lartësisë dhe i Madhështisë.

74 Pasi Ibrahimit iu largua frika, që e pati zënë prej mysafirëve, të cilët nuk hëngrën ushqimin e tij dhe pasi ai e kuptoi se ata ishin engjëj, si dhe pasi e mori vesh lajmin e gëzueshëm se atij do t'i lindte Is'haku, prej të cilit do të lindte pastaj Jakubi, filloi të diskutonte me të dërguarit Tanë në lidhje me çështjen e popullit të Lutit, me shpresë se ndoshta ata mund ta shtynin sadopak për ta dënimin dhe se ndoshta ata do ta shpëtonin Lutin dhe familjen e tij.

75 Vërtet që Ibrahimi ishte i dhembshëm dhe dëshironte që ta shtynte ndëshkimin, si dhe ai ishte shumë përgjërues ndaj Zotit të vet, i lutej shumë dhe vazhdimisht pendohej tek Ai.

76 Mirëpo engjëjt i thanë: "O Ibrahim, hiq dorë nga ky diskutim në lidhje me popullin e Lutit, pasi tashmë ka ardhur vendimi i Zotit tënd për të lëshuar mbi ta dënimin që u është caktuar. Vërtet që populli të Lutit ka për t'i rënë një dënim i madh, të cilin nuk mund ta ndalojë asnjë diskutim apo lutje.

77 Kur engjëjt i erdhën Lutit në formën e njerëzve, ai u pre dhe u ndie keq prej vizitës së tyre. Gjoksi iu ngushtua për shkak të frikës që kishte prej popullit të vet, të cilët i kontaktonin meshkujt me epsh në vend të grave. Atëherë, Luti tha se kjo është dita më e vështirë (në jetën e tij), për shkak të mendimit se populli i tij kishte për ta mundur në lidhje me mysafirët e tij.

78 Në fakt, menjëherë u mblodh populli i Lutit tek ai duke nxituar, me synimin që të bënin fëlliqësira me mysafirët e tij, pasi përpara kësaj ata e kishin bërë ves që t'i kontaktonin meshkujt me epsh, në vend të grave. Luti, për të frenuar popullin dhe për të shfajësuar veten përpara mysafirëve, tha: "Këto janë bijat e mia, që janë prej grave tuaja! Martohuni me to, pasi ato janë më të pastra për ju sesa bërja e kësaj fëlligështie! Kijani frikën Allahut dhe mos më turpëroni në lidhje me mysafirët e mi! A thua vallë, nuk ekzistonka prej jush, o popull, një njeri me logjikë, që t'ju pengojë prej kësaj vepre të ndyrë?!

79 Populli i tij iu përgjigj duke i thënë: "Ti e di, o Lut, se ne nuk kemi nevojë dhe as epsh për vajzat dhe as gratë e popullit tënd, sikurse ti e di se ç'është ajo që ne duam: pra, ne duam vetëm meshkujt!"

80 Atëherë, Luti tha: "Ah, sikur të kisha krah që t'ju kisha ndaluar, apo një fis që të më mbështeste, e t'ju largoja juve prej mysafirëve të mi!"

81 Në atë çast, engjëjt i thanë Lutit ﷺ: "O Lut, ne jemi të dërguar. Ne na ka dërguar Allahu. Populli yt nuk do të bëjë asnjë të keqe, prandaj dil natën bashkë me familjen tënde prej këtij vendbanimi dhe asnjëri prej jush të mos të shikojë prapa. Përveç gruas tënde, e cila do të kthehet, për shkak të kundërshtimit të saj; pra, ai dënim që do t'i bjerë popullit tënd ka për ta përfshirë edhe atë. Vërtet që afati i shkatërrimit të tyre është agimi, e ky afat është shumë afër.

**Mësime nga ajetet:**

- Bërja e qartë e mirësisë dhe e pozitës së rëndësishme që ka i dashuri i Allahut - Ibrahimi ﷺ dhe familja e tij.
- Lejimi i diskutimit në mbrojtje të atyre për të cilët shpresohet se kanë iman, para se çështja e tyre të ngrihet tek Gjykuesi.
- Bërja e qartë e fëlligështisë dhe ndyrësisë së veprimit të popullit të Lutit.

فَلَمَّا جَآءَ أَمۡرُنَا جَعَلۡنَا عَٰلِيَهَا سَافِلَهَا وَأَمۡطَرۡنَا عَلَيۡهَا
حِجَارَةٗ مِّن سِجِّيلٖ مَّنضُودٖ ﴿٨٢﴾ مُّسَوَّمَةً عِندَ رَبِّكَۖ
الحزب ٢٤ وَمَا هِيَ مِنَ ٱلظَّٰلِمِينَ بِبَعِيدٖ ﴿٨٣﴾ ۞ وَإِلَىٰ مَدۡيَنَ أَخَاهُمۡ
شُعَيۡبٗاۚ قَالَ يَٰقَوۡمِ ٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مَا لَكُم مِّنۡ إِلَٰهٍ غَيۡرُهُۥۖ
وَلَا تَنقُصُواْ ٱلۡمِكۡيَالَ وَٱلۡمِيزَانَۖ إِنِّيٓ أَرَىٰكُم بِخَيۡرٖ
وَإِنِّيٓ أَخَافُ عَلَيۡكُمۡ عَذَابَ يَوۡمٖ مُّحِيطٖ ﴿٨٤﴾ وَيَٰقَوۡمِ
أَوۡفُواْ ٱلۡمِكۡيَالَ وَٱلۡمِيزَانَ بِٱلۡقِسۡطِۖ وَلَا تَبۡخَسُواْ ٱلنَّاسَ
أَشۡيَآءَهُمۡ وَلَا تَعۡثَوۡاْ فِي ٱلۡأَرۡضِ مُفۡسِدِينَ ﴿٨٥﴾ بَقِيَّتُ
ٱللَّهِ خَيۡرٞ لَّكُمۡ إِن كُنتُم مُّؤۡمِنِينَۚ وَمَآ أَنَا۠ عَلَيۡكُم
بِحَفِيظٖ ﴿٨٦﴾ قَالُواْ يَٰشُعَيۡبُ أَصَلَوٰتُكَ تَأۡمُرُكَ أَن نَّتۡرُكَ
مَا يَعۡبُدُ ءَابَآؤُنَآ أَوۡ أَن نَّفۡعَلَ فِيٓ أَمۡوَٰلِنَا مَا نَشَٰٓؤُاْۖ إِنَّكَ
لَأَنتَ ٱلۡحَلِيمُ ٱلرَّشِيدُ ﴿٨٧﴾ قَالَ يَٰقَوۡمِ أَرَءَيۡتُمۡ إِن كُنتُ
عَلَىٰ بَيِّنَةٖ مِّن رَّبِّي وَرَزَقَنِي مِنۡهُ رِزۡقًا حَسَنٗاۚ وَمَآ أُرِيدُ أَنۡ
أُخَالِفَكُمۡ إِلَىٰ مَآ أَنۡهَىٰكُمۡ عَنۡهُۚ إِنۡ أُرِيدُ إِلَّا ٱلۡإِصۡلَٰحَ
مَا ٱسۡتَطَعۡتُۚ وَمَا تَوۡفِيقِيٓ إِلَّا بِٱللَّهِۚ عَلَيۡهِ تَوَكَّلۡتُ وَإِلَيۡهِ أُنِيبُ ﴿٨٨﴾



(82) Pasi erdhi urdhri Ynë për shkatërrimin e popullit të Lutit, e kthyem përmbys të sipërmen e vendbanimeve të tyre me ngritjen (shkuljen) dhe përmbysjen e tyre bashkë me ta. Mbi ta (fillimisht) lëshuam gurë nga balta e ngurtësuar, që vinin rresht duke ndjekur njëri-tjetrin.
(83) Secilit gur i ishte vënë shenjë e veçantë nga Allahu (për secilin nga ata). Këta gurë nuk janë larg as prej popullit Kurejsh dhe cilitdo populli tjetër, madje ata janë afër; sapo ta caktojë Allahu lëshimin e tyre mbi ta, ata bien!
(84) Edhe në Medjen Ne dërguam vëllain e tyre Shuajbin, i cili u tha: "O populli im, adhurojeni vetëm Allahun, pasi ju nuk keni tjetër zot që e meriton adhurimin përveç Tij! Mos ua hani njerëzve masën dhe peshën kur u masni apo peshoni, pasi unë po ju shoh se keni furnizim të bollshëm dhe jeni në mirësi! Prandaj mos u bëni shkak që t'ju largohen mirësitë e Allahut me anë të gjynaheve, sepse trembem që një dënim gjithëpërfshirës do të zërë secilin prej jush, duke mos gjetur asnjë shteg e shpëtim.
(85) O populli im, mbusheni masën dhe peshoren me drejtësi, nëse dëshironi të masni apo të peshoni ndaj dikujt dhe mos ua cenoni njerëzve të drejtat e tyre në asnjë aspekt, me mangësime, gënjeshtra dhe mashtrime, si dhe mos bëni shkatërrime në Tokë duke vrarë apo bërë gjynahe të tjera.
(86) Pasi ajo që Allahu e lë për ju, si tepricë prej hallallit (mbi nevojat tuaja), pasi ua keni dhënë të drejtat njerëzve me drejtësi, është më e dobishme dhe më e begatë sesa fitimi i shtuar që arrihet me mangësimin në peshore dhe shkatërrimet në Tokë. Prandaj nëse jeni besimtarë së sinqertë, kënaquni me atë që ju tepron; dhe se unë nuk jam kontrolluesi juaj për të bërë llogaritë e punëve tuaja e t'ju gjykoj për to; Mbikëqyrësi për këtë është Ai që i di sekretet dhe pëshpëritjet".
(87) Populli iu përgjigj Shuajbit duke i thënë: "O Shuajb, a mos, vallë, namazi yt, që je duke e falur për Allahun, është duke të të urdhëruar që të na thuash që ne duhet të lëmë adhurimin e atyre, të cilët i gjetëm prindërit tanë duke i adhuruar, pra, statujat, si dhe është duke të të urdhëruar që ne të heqim dorë nga përdorimi i pasurisë tonë ashtu siç duam dhe ta shtojmë siç dëshirojmë vetë?! Vërtet që ti qenke i urti dhe i mençuri, pasi ata me ironi donin t'i thonin: ti je i logjikshëm, siç të kemi njohur para se të filloje këtë thirrje, prandaj çfarë ka ndodhur me ty?!"
(88) Atëherë, Shuajbi i tha popullit të vet: "O populli im, më tregoni se ç'do të bënit nëse unë do t'u thosha se unë jam në udhëzim të qartë prej Zotit tim dhe me largpamësi nga ana e Tij, duke më furnizuar nga ana e Tij me pasuri të fituar hallall dhe duke më dhuruar profetësinë?! Ndërkohë që me këtë unë nuk dëshiroj që t'ju ndaloj juve nga asgjë apo t'ju kundërshtoj juve për ndonjë vepër, vetëm se nëpërmjet kësaj unë dua që t'ju përmirësoj, duke ju thirrur për tek Teuhidi (Njësueshmëria e) Allahut dhe bindja ndaj Tij, me aq sa të kem mundësi. Megjithatë suksesi im për këtë arrihet vetëm se nëpërmjet Allahut të Lartësuar; vetëm Atij i jam mbështetur për të gjitha çështjet e mia dhe se tek Ai kam për t'u kthyer".

**Mësime nga ajetet:**

- Prej traditës së Allahut është edhe shkatërrimi i keqbërësve me ndëshkimet më të ashpra e më poshtëruese.
- Bërja haram (rreptësisht e ndaluar) e ngrënies në matje e peshë dhe ulja e vlerës së të drejtave të njerëzve.
- Detyrimi i të kënaqurit me hallallin, edhe nëse është i pakët.
- Mirësia e urdhërimit për të mirë dhe e ndalimit prej të keqes, si dhe detyrimi i zbatimit të asaj që ka urdhëruar Allahu dhe i largimit prej asaj që Ai e ka ndaluar.

وَيَٰقَوۡمِ لَا يَجۡرِمَنَّكُمۡ شِقَاقِيٓ أَن يُصِيبَكُم مِّثۡلُ مَآ أَصَابَ
قَوۡمَ نُوحٍ أَوۡ قَوۡمَ هُودٍ أَوۡ قَوۡمَ صَٰلِحٖۚ وَمَا قَوۡمُ لُوطٖ مِّنكُم
بِبَعِيدٖ ٨٩ وَٱسۡتَغۡفِرُواْ رَبَّكُمۡ ثُمَّ تُوبُوٓاْ إِلَيۡهِۚ إِنَّ رَبِّي
رَحِيمٞ وَدُودٞ ٩٠ قَالُواْ يَٰشُعَيۡبُ مَا نَفۡقَهُ كَثِيرٗا مِّمَّا تَقُولُ
وَإِنَّا لَنَرَىٰكَ فِينَا ضَعِيفٗاۖ وَلَوۡلَا رَهۡطُكَ لَرَجَمۡنَٰكَۖ وَمَآ أَنتَ
عَلَيۡنَا بِعَزِيزٖ ٩١ قَالَ يَٰقَوۡمِ أَرَهۡطِيٓ أَعَزُّ عَلَيۡكُم مِّنَ ٱللَّهِ
وَٱتَّخَذۡتُمُوهُ وَرَآءَكُمۡ ظِهۡرِيًّاۖ إِنَّ رَبِّي بِمَا تَعۡمَلُونَ
مُحِيطٞ ٩٢ وَيَٰقَوۡمِ ٱعۡمَلُواْ عَلَىٰ مَكَانَتِكُمۡ إِنِّي عَٰمِلٞۖ
سَوۡفَ تَعۡلَمُونَ مَن يَأۡتِيهِ عَذَابٞ يُخۡزِيهِ وَمَنۡ هُوَ كَٰذِبٞۖ
وَٱرۡتَقِبُوٓاْ إِنِّي مَعَكُمۡ رَقِيبٞ ٩٣ وَلَمَّا جَآءَ أَمۡرُنَا نَجَّيۡنَا
شُعَيۡبٗا وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مَعَهُۥ بِرَحۡمَةٖ مِّنَّا وَأَخَذَتِ
ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ ٱلصَّيۡحَةُ فَأَصۡبَحُواْ فِي دِيَٰرِهِمۡ جَٰثِمِينَ ٩٤
كَأَن لَّمۡ يَغۡنَوۡاْ فِيهَآۗ أَلَا بُعۡدٗا لِّمَدۡيَنَ كَمَا بَعِدَتۡ ثَمُودُ ٩٥
وَلَقَدۡ أَرۡسَلۡنَا مُوسَىٰ بِـَٔايَٰتِنَا وَسُلۡطَٰنٖ مُّبِينٍ ٩٦ إِلَىٰ فِرۡعَوۡنَ
وَمَلَإِيْهِۦ فَٱتَّبَعُوٓاْ أَمۡرَ فِرۡعَوۡنَۖ وَمَآ أَمۡرُ فِرۡعَوۡنَ بِرَشِيدٖ ٩٧



(89) "O populli im, mos t'ju shtyjë armiqësia që keni ndaj meje për të më mohuar mua në lidhje me atë që ju kam ardhur, me frikën që mos t'ju përfshijë dënimi, ashtu siç e pati përfshirë popullin e Nuhut, popullin e Hudit, popullin e Salihut, ndërkohë që populli i Lutit nuk ishte shumë larg prej jush, as si kohë e as si vend dhe ju e dini shumë mirë se çfarë i gjeti ata, prandaj nxirrni mësim.

(90) Dhe kërkoni falje prej Zotit tuaj, e pastaj pendohuni tek Ai për (të mos u kthyer më tek) gjynahet tuaja, se vërtet që Zoti im është i Mëshirshëm me të penduarit dhe e do shumë atë që pendohet".

(91) Atëherë, populli iu drejtua Shuajbit: "O Shuajb, shumë gjëra me të cilat na ke ardhur nuk po i kuptojmë, ndërkohë që ne të shohim në mesin tonë të pafuqishëm, për shkak të dobësimit që ke në sy apo verbërisë. Sikur të mos kishte qenë fisi yt në mesin e popullit tonë, do të të kishim vrarë me kohë, duke të goditur me gurë; kështu që ti nuk gëzon në mesin tonë asnjë respekt për të të mos vrarë, por ne të kemi lënë pa të vrarë për respekt ndaj fisit tënd."

(92) Pas kësaj, Shuajbi u tha: "O populli im, vallë, farefisi im qenka më i vlefshëm dhe më i rëndësishëm për ju sesa Allahu, Zoti juaj, duke e lënë Allahun pas shpine, të refuzuar me mospranimin e të dërguarit të Tij, i Cili e dërgoi për ju?! Vërtetë që Zoti im e ka përfshirë me Dijen e Tij gjithçka që ju veproni dhe se Atij nuk mund t'i fshihet asgjë prej tyre, kështu që Ai ka për t'jua dhënë atë që meritoni në jetën e kësaj bote duke ju shkatërruar dhe në Botën Tjetër duke ju dënuar.

(93) Prandaj, o populli im, punoni sa të mundeni në rrugën tuaj, në të cilën ju jeni të kënaqur, sepse edhe unë po punoj në Rrugën time, në të cilën unë jam i kënaqur, me aq sa të kem mundësi. Sepse pastaj do ta merrni vesh, se kujt prej nesh ka për t'i ardhur dënimi, që ka për ta poshtëruar, si ndëshkim ndaj tij dhe se kush prej nesh është gënjeshtari në atë që pretendon; prandaj prisni atë që do e vendosë Allahu, sepse edhe unë, bashkë me ju, jam duke pritur."

(94) Kur erdhi urdhri Ynë për të shkatërruar popullin e Shuajbit, Ne e shpëtuam me Mëshirën Tonë Shuajbin, e bashkë me të edhe ata që patën besuar, ndërsa ata nga populli i tij të cilët bënë zullum (padrejtësi) i përfshiu një ushtimë e fuqishme shkatërruese, duke i lënë të gjithë të vdekur dhe të gjithë mbetën përmbys mbi fytyrat e tyre, të cilat iu bënë atyre njësh me dheun,

(95) si të mos kishin ekzistuar kurrë më parë në atë vend. A nuk u përjashtua edhe Medjeni prej Mëshirës së Allahut duke e merituar zemërimin e Tij ndaj tyre, ashtu siç u përjashtua prej saj (Mëshirës) edhe Themudi më parë, me zbritjen e zemërimit të Tij mbi ta?!

(96) Ne e dërguam edhe Musain në të vërtetë me mrekulli argumentuese, që tregonin për Njëshmërinë e Allahut, si dhe me fakte bindëse të qarta, që tregonin për Vërtetësinë e asaj me të cilën ai u erdhi.

(97) Ne e dërguam atë tek Faraoni dhe përgjegjësit e popullit të tij, mirëpo paria udhëheqëse ndoqi qëndrimin e Faraonit me mohimin e Allahut. Qëndrimi i Faraonit nuk ishte fort qëndrim i mençur për t'u ndjekur.

**Mësime nga ajetet:**

- Turpërimi i injorantëve, të cilët nuk i kuptonin prej të dërguarve argumentet me të cilat ata u vinin.
- Turpërimi dhe nxjerrja në pah e mendjelehtësisë së atij që i vlerëson urdhrat dhe pozitën e njerëzve dhe i shpërfill urdhrat dhe pozitën e Allahut.
- Bërja e qartë e ndikimit që ka mbështetja e farefisit në ndihmesën e thirrjes dhe thirrësve.
- Përjashtimi i idhujtarëve prej Mëshirës së Allahut të Lartësuar.

يَقْدُمُ قَوْمَهُۥ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ فَأَوْرَدَهُمُ ٱلنَّارَ ۖ وَبِئْسَ ٱلْوِرْدُ
ٱلْمَوْرُودُ ٩٨ وَأُتْبِعُوا۟ فِى هَٰذِهِۦ لَعْنَةً وَيَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ ۚ بِئْسَ
ٱلرِّفْدُ ٱلْمَرْفُودُ ٩٩ ذَٰلِكَ مِنْ أَنۢبَآءِ ٱلْقُرَىٰ نَقُصُّهُۥ عَلَيْكَ ۖ
مِنْهَا قَآئِمٌ وَحَصِيدٌ ١٠٠ وَمَا ظَلَمْنَٰهُمْ وَلَٰكِن ظَلَمُوٓا۟
أَنفُسَهُمْ ۖ فَمَآ أَغْنَتْ عَنْهُمْ ءَالِهَتُهُمُ ٱلَّتِى يَدْعُونَ مِن دُونِ
ٱللَّهِ مِن شَىْءٍ لَّمَّا جَآءَ أَمْرُ رَبِّكَ ۖ وَمَا زَادُوهُمْ غَيْرَ تَتْبِيبٍ ١٠١
وَكَذَٰلِكَ أَخْذُ رَبِّكَ إِذَآ أَخَذَ ٱلْقُرَىٰ وَهِىَ ظَٰلِمَةٌ ۚ إِنَّ أَخْذَهُۥٓ
أَلِيمٌ شَدِيدٌ ١٠٢ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَةً لِّمَنْ خَافَ عَذَابَ ٱلْءَاخِرَةِ ۚ
ذَٰلِكَ يَوْمٌ مَّجْمُوعٌ لَّهُ ٱلنَّاسُ وَذَٰلِكَ يَوْمٌ مَّشْهُودٌ ١٠٣
وَمَا نُؤَخِّرُهُۥٓ إِلَّا لِأَجَلٍ مَّعْدُودٍ ١٠٤ يَوْمَ يَأْتِ لَا تَكَلَّمُ نَفْسٌ
إِلَّا بِإِذْنِهِۦ ۚ فَمِنْهُمْ شَقِىٌّ وَسَعِيدٌ ١٠٥ فَأَمَّا ٱلَّذِينَ شَقُوا۟ فَفِى
ٱلنَّارِ لَهُمْ فِيهَا زَفِيرٌ وَشَهِيقٌ ١٠٦ خَٰلِدِينَ فِيهَا مَا دَامَتِ ٱلسَّمَٰوَٰتُ
وَٱلْأَرْضُ إِلَّا مَا شَآءَ رَبُّكَ ۚ إِنَّ رَبَّكَ فَعَّالٌ لِّمَا يُرِيدُ ١٠٧
۞ وَأَمَّا ٱلَّذِينَ سُعِدُوا۟ فَفِى ٱلْجَنَّةِ خَٰلِدِينَ فِيهَا مَا دَامَتِ ربع الحزب ٢٤
ٱلسَّمَٰوَٰتُ وَٱلْأَرْضُ إِلَّا مَا شَآءَ رَبُّكَ ۖ عَطَآءً غَيْرَ مَجْذُوذٍ ١٠٨



(98) Kështu do t'i prijë Faraoni edhe në Ditën e Gjykimit popullit të vet, derisa t'i fusë në Zjarr ata dhe vetveten. Eh, sa vend i keq që është ai ku ata do të përfundojnë!
(99) Allahu bëri që ata t'i shoqëronte mallkimi në jetën e kësaj bote, duke i përjashtuar ata prej Mëshirës së Vet, përfshirë edhe se si përfunduan duke u përmbytur; si dhe duke i përjashtuar prej saj (Mëshirës së Vet) edhe në Ditën e Gjykimit. Vërtet për të ardhur keq ajo që u ndodhi atyre, që iu bashkuan dy mallkime: edhe dënimi në këtë botë, edhe në botën tjetër.
(100) Ky që u përkujtua në këtë sure është prej tregimeve të vendbanimeve, që po t'i tregojmë ty, o i Dërguar. Prej këtyre vendbanimeve ka gjurmë që ekzistojnë akoma e disave prej tyre u janë zhdukur edhe gjurmët, duke mos mbetur asgjë.
(101) Nuk qemë Ne që u bëmë atyre padrejtësi duke i shfarosur, por ata vetë i bënë keq vetes së tyre, duke i çuar në gjëra që ishin shkatërrimtare për ta, me mohimin e Allahut. Ndërsa zotat e tyre të rremë, të cilët i adhuronin në vend të Allahut, nuk i ndihmuan aspak për t'ua larguar dënimin që u kishte rënë në momentin kur atyre u erdhi urdhri i Zotit tënd, o i Dërguar, për t'i shkatërruar, madje besimi në këta zota të rremë atyre u solli vetëm se shkatërrimin dhe fundin.
(102) Kështu i shkuli Allahu vendbanimet mohuese, në çdo kohë dhe çdo vend. Vërtetë që shkulja e vendbanimeve zullumqare nga ana e Tij është e dhembshme dhe e fuqishme.
(103) Vërtet, në çrrënjosjen e ashpër që Allahu ua bëri vendbanimeve të tilla zullumqare ekziston një mësim dhe këshillë për këdo që e ka frikë dënimin e Ditës së Gjykimit, ditë në të cilën Allahu ka për t'i bashkuar njerëzit për t'u bërë llogarinë; ajo do të jetë Dita e Dëshmuar, të cilën do ta dëshmojnë të gjitha krijesat e ringjallura.
(104) Këtë Ditë të Dëshmuar Ne nuk e vonojmë, por ajo do të jetë në afatin e përllogaritur.
(105) Në momentin kur të vijë ajo, asnjë i gjallë nuk ka për të folur, qoftë për t'u argumentuar apo ndërmjetësuar, vetëm se pasi Ai t'i ketë dhënë leje. Njerëzit në të do të jenë dy llojesh: fatkeqë, që do futen në Zjarr dhe të lumtur, që do të futen në Xhenet.
(106) Sa u përket fatkeqëve, për shkak të mohimit dhe veprave të tyre shkatërrimtare, ata kanë për të hyrë në Zjarr, në të cilin klithmat e tyre do të ngrihen dhe frymëmarrjet do t'u shtohen, për shkak të ashpërsisë së vuajtjeve prej flakëve të tij.
(107) Aty do të qëndrojnë përgjithmonë, nuk do të dalin prej tij aq sa të ekzistojnë qiejt dhe Toka, përveç atij që Allahu dëshiron ta nxjerrë e që ka qenë prej gjynaharëve, por që ka qenë njësues i Allahut. Vërtet që Zoti yt, o i Dërguar, bën çfarë të dëshirojë dhe se askush nuk mund të bëjë ndryshe Atij – (Qoftë i Lartësuar!).
(108) Sa u përket të lumturve, të cilëve u parapriu prej Allahut lumturia për shkak të imanit (besimit) dhe veprave të tyre përmirësuese, ata do të jenë në Xhenet, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, aq sa të ekzistojnë qiejt dhe Toka, përveç atij që nuk dëshiron Allahu, duke e futur fillimisht në Zjarr para se ta fusë në Xhenet, domethënë, prej besimtarëve që kanë qenë gjynaharë. Vërtetë që begatia e Allahut ndaj banorëve të Xhenetit nuk do t'u shkëputet kurrë.

**Mësime nga ajetet:**

- Të bëhet kujdes që të mos ndiqen udhëheqësit e sherrit (e së ligës) dhe shkatërrimit, duke u sqaruar shembulli demoralizues atyre që i ndjekin ata në të dyja botët.
- Qenia e Allahut të Lartësuar i Pastër prej çdo lloj padrejtësie në lidhje me shkatërrimin e ndjekësve të shirkut (idhujtarisë) dhe gjynaheve.
- Zotat e rremë nuk do t'u sjellin idhujtarëve që i adhurojnë asnjë dobi në Ditën e Gjykimit dhe as nuk do t'ua ndërpresin atyre dënimin.
- Ndarja e njerëzve Ditën e Gjykimit në: të lumtur të përjetshëm në Xhenet dhe në fatkeqë të përjetshëm në Skëterrë.

فَلَا تَكُ فِي مِرْيَةٖ مِّمَّا يَعْبُدُ هَٰٓؤُلَآءِۚ مَا يَعْبُدُونَ إِلَّا كَمَا يَعْبُدُ
ءَابَآؤُهُم مِّن قَبْلُۚ وَإِنَّا لَمُوَفُّوهُمْ نَصِيبَهُمْ غَيْرَ مَنقُوصٖ ١٠٩
وَلَقَدْ ءَاتَيْنَا مُوسَى ٱلْكِتَٰبَ فَٱخْتُلِفَ فِيهِۚ وَلَوْلَا كَلِمَةٞ
سَبَقَتْ مِن رَّبِّكَ لَقُضِيَ بَيْنَهُمْۚ وَإِنَّهُمْ لَفِي شَكّٖ مِّنْهُ مُرِيبٖ ١١٠
وَإِنَّ كُلّٗا لَّمَّا لَيُوَفِّيَنَّهُمْ رَبُّكَ أَعْمَٰلَهُمْۚ إِنَّهُۥ بِمَا يَعْمَلُونَ
خَبِيرٞ ١١١ فَٱسْتَقِمْ كَمَآ أُمِرْتَ وَمَن تَابَ مَعَكَ وَلَا تَطْغَوْاْۚ
إِنَّهُۥ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٞ ١١٢ وَلَا تَرْكَنُوٓاْ إِلَى ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ
فَتَمَسَّكُمُ ٱلنَّارُ وَمَا لَكُم مِّن دُونِ ٱللَّهِ مِنْ أَوْلِيَآءَ ثُمَّ
لَا تُنصَرُونَ ١١٣ وَأَقِمِ ٱلصَّلَوٰةَ طَرَفَيِ ٱلنَّهَارِ وَزُلَفٗا مِّنَ
ٱلَّيْلِۚ إِنَّ ٱلْحَسَنَٰتِ يُذْهِبْنَ ٱلسَّيِّـَٔاتِۚ ذَٰلِكَ ذِكْرَىٰ
لِلذَّٰكِرِينَ ١١٤ وَٱصْبِرْ فَإِنَّ ٱللَّهَ لَا يُضِيعُ أَجْرَ ٱلْمُحْسِنِينَ
١١٥ فَلَوْلَا كَانَ مِنَ ٱلْقُرُونِ مِن قَبْلِكُمْ أُوْلُواْ بَقِيَّةٖ يَنْهَوْنَ
عَنِ ٱلْفَسَادِ فِي ٱلْأَرْضِ إِلَّا قَلِيلٗا مِّمَّنْ أَنجَيْنَا مِنْهُمْۗ وَٱتَّبَعَ
ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ مَآ أُتْرِفُواْ فِيهِ وَكَانُواْ مُجْرِمِينَ ١١٦ وَمَا
كَانَ رَبُّكَ لِيُهْلِكَ ٱلْقُرَىٰ بِظُلْمٖ وَأَهْلُهَا مُصْلِحُونَ ١١٧



(109) Kështu që mos ji, o i Dërguar, në mëdyshje dhe dyshim për shkatërrimin që sjell besimi në ato që adhurojnë të tillë idhujtarë. Për vërtetësinë e këtij adhurimi ata nuk kanë asnjë argument të qartë logjik e as të shpallur. Në të vërtetë, ajo që i shtyn ata që të adhurojnë dikë tjetër përveç Allahut është pasimi i verbër i baballarëve të tyre dhe Ne kemi për t'ua dhënë plotësisht pjesën e tyre që e meritojnë prej dënimit, pa u pakësuar asgjë.

(110) Ne, edhe kur ia dhamë Musait Teuratin, njerëzit filluan të kundërshtoheshin në lidhje me të; disa besuan në të dhe disa të tjerë mohuan. Sikur të mos kishte qenë Paracaktimi i Allahut i mëhershëm se Ai nuk do t'ua përshpejtojë ndëshkimin, por do t'ua shtyjë atë për në Ditën e Gjykimit, për shkak të një urtësie, do të kishte zbritur mbi ta ndëshkimin që ata e meritojnë që në këtë botë. Vërtet që jobesimtarët, hebrenj dhe idhujtarë, janë në dyshim dhe në dilemë sa i përket këtij Kurani.

(111) Vërtet, Zoti yt, o i Dërguar, do t'ua plotësojë llogarinë e veprave secilës palë kundërshtare prej atyre që u përmendën (besimtarëve dhe jobesimtarëve). Kësisoj, nëse veprat do të jenë të mira, i tillë do të jetë edhe shpërblimi për to, e nëse veprat do të jenë të këqija, i tillë (ndëshkim) do të jetë edhe kompensimi për to. Vërtet, Allahu i di mirë edhe veprimet e tyre më të imëta dhe Atij nuk i fshihet asnjë punë që ata bëjnë.

(112) Prandaj vazhdo me vendosmërinë tënde në këtë Rrugë të Drejtë, o i Dërguar, ashtu siç të ka urdhëruar Allahu, duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalesave të Tij; e bashkë me ty të le të drejtohen (në këtë Rrugë) edhe ata që penohen prej besimtarëve; si dhe mos i tejkaloni duke i shkelur kufijtë e Allahut me kryerjen e gjynaheve. Ai është Shikues i asaj që ju bëni dhe Atij nuk i fshihet prej veprave tuaja asgjë, prandaj ka për t'ju dhënë atë që e meritoni për to.

(113) Kurrsesi mos u afroni me jobesimtarët keqbërës me servilosje apo me dashuri, në mënyrë që të mos t'ju përfshijë edhe juve Zjarri për shkak të asaj afërsie, ndërkohë që ju nuk keni përveç Allahut asnjë mbrojtës tjetër që t'ju shpëtojë prej tij (Zjarrit), e pastaj të mos ju mbetet kush që t'ju ndihmojë.

(114) Si dhe fale namazin, o i Dërguar, në mënyrën më të mirë në dy skajet e ditës, në fillim dhe në fund të saj dhe fale atë edhe në disa orë të natës, pasi veprat e devotshme përmirësuese i fshijnë gjynahet e vogla dhe se kjo që u përmend është një këshillë për ata që i pranojnë këshillat dhe mësim për ata që nxjerrin mësime.

(115) Dhe duro në zbatimin e urdhrave Tanë për të qenë i drejtuar (në Rrugën e Drejtë) e të ngjashëm, si dhe në lënien e atyre gjërave prej të cilave je ndaluar, si prej mizorisë dhe mbështetjes tek zullumqarët keqbërës; pasi Allahu nuk ua humbet shpërblimin bamirësve vepërmirë, përkundrazi ua konsideron atyre edhe më të mirë sesa punën që ata e kanë bërë dhe i shpërblen ata me shpërblim edhe më të mirë se ajo që kanë bërë.

(116) Përse nuk pati edhe para jush, në popujt ku u ndëshkuan një pjesë e shoqërisë, që ishin njerëz të mirësisë dhe përmirësimit, që i ndalonin ata popuj prej kufrit (mohimit të Zotit) dhe prej fesadit (korrupsionit dhe prishjes shoqërore) në Tokë me anë të gjynaheve?! Në mesin e tyre nuk ekzistonte ajo pjesë e shoqërisë, përveç një pakice prej tyre, që ndalonin prej prishjes, të cilët kur Ne shkatërruam popujt e tyre keqbërës, ata i shpëtuam, mirëpo ata (shumica) që ishin keqbërës ndoqën ata të cilët ishin të kamur, duke u bërë edhe më keqbërës me ndjekjen e tyre.

(117) Zoti yt, o i Dërguar, kurrë nuk do e shkatërronte asnjë vendbanim nëse banorët e tij do të kishin qenë përmirësues në Tokë. Ai i shkatërron ato vetëm nëse banorët e tyre janë prishës (të shoqërisë) me kufër (mohim të Zotit), padrejtësi dhe gjynahe.

**Mësime nga ajetet:**

- Detyrimi për të qenë të drejtuar në fenë e Allahut të Lartësuar.
- Kujdesi që duhet treguar në mosmbështetjen tek jobesimtarët keqbërës, duke u shfaqur atyre servilizëm dhe dashuri.
- Bërja e qartë e ligjit të përsëritshëm të Allahut të Lartësuar që e mira e fshin të keqen.
- Nxitja që të ekzistojë gjithmonë një grup prej njerëzve përmirësues, që urdhërojnë për të mira dhe ndalojnë nga fesadi (prishja shoqërore) dhe e keqja, pasi pikërisht këta do jenë mbrojtje prej dënimit të Allahut.




وَلَوْ شَاءَ رَبُّكَ لَجَعَلَ النَّاسَ أُمَّةً وَاحِدَةً ۖ وَلَا يَزَالُونَ مُخْتَلِفِينَ
١١٨ إِلَّا مَن رَّحِمَ رَبُّكَ ۚ وَلِذَٰلِكَ خَلَقَهُمْ ۗ وَتَمَّتْ كَلِمَةُ رَبِّكَ
لَأَمْلَأَنَّ جَهَنَّمَ مِنَ الْجِنَّةِ وَالنَّاسِ أَجْمَعِينَ ١١٩ وَكُلًّا نَّقُصُّ
عَلَيْكَ مِنْ أَنبَاءِ الرُّسُلِ مَا نُثَبِّتُ بِهِ فُؤَادَكَ ۚ وَجَاءَكَ فِي هَٰذِهِ
الْحَقُّ وَمَوْعِظَةٌ وَذِكْرَىٰ لِلْمُؤْمِنِينَ ١٢٠ وَقُل لِّلَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ
اعْمَلُوا عَلَىٰ مَكَانَتِكُمْ إِنَّا عَامِلُونَ ١٢١ وَانتَظِرُوا إِنَّا مُنتَظِرُونَ
١٢٢ وَلِلَّهِ غَيْبُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَإِلَيْهِ يُرْجَعُ الْأَمْرُ كُلُّهُ
فَاعْبُدْهُ وَتَوَكَّلْ عَلَيْهِ ۚ وَمَا رَبُّكَ بِغَافِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ ١٢٣

ترتيبها ١٢ سُورَةُ يُوسُفَ آياتها ١١١

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

الر ۚ تِلْكَ آيَاتُ الْكِتَابِ الْمُبِينِ ١ إِنَّا أَنزَلْنَاهُ قُرْآنًا
عَرَبِيًّا لَّعَلَّكُمْ تَعْقِلُونَ ٢ نَحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ أَحْسَنَ
الْقَصَصِ بِمَا أَوْحَيْنَا إِلَيْكَ هَٰذَا الْقُرْآنَ وَإِن كُنتَ مِن قَبْلِهِ
لَمِنَ الْغَافِلِينَ ٣ إِذْ قَالَ يُوسُفُ لِأَبِيهِ يَا أَبَتِ إِنِّي رَأَيْتُ
أَحَدَ عَشَرَ كَوْكَبًا وَالشَّمْسَ وَالْقَمَرَ رَأَيْتُهُمْ لِي سَاجِدِينَ ٤



(118) Nëse do të kishte dashur Zoti yt, o i Dërguar, që t'i bënte njerëzit bashkë në një fe të vetme të vërtetë, do ta kishte bërë këtë, por Ai nuk e dëshiroi diçka të tillë, kështu që ata do të vazhdojnë të jenë në kundërshti në lidhje me të, për shkak të ndjekjes së qejfeve dhe keqbërjes.
(119) Me përjashtim të atyre që Allahu i ka mëshiruar duke ua mundësuar të gjejnë udhëzimin; të tillët nuk bien në kundërshtim me njëshmërinë e Tij – (Qoftë i Lartësuar!), madje pikërisht për këtë zgjedhje (të lirë) për të kundërshtuar edhe i krijoi ata, në mënyrë që t'i ndajë ata që do jenë fatkeqë nga ata që do jenë të lumtur. Kështu u realizua plotësisht Fjala e Zotit tënd, o i Dërguar, të cilën e caktoi që në zanafillë, se ka për ta mbushur Xhehenemin me ndjekësit e shejtanit, nga xhindët dhe njerëzit.
(120) Çdo informacion që po ta tregojmë ty, o i Dërguar, që flet për ndodhitë e të dërguarve që ishin përpara teje, Ne ta tregojmë ty në mënyrë që të stabilizojmë zemrën tënde në të Vërtetën duke të të përforcuar me to. Në këtë Sure të ka ardhur e Vërteta, për të cilën nuk ekziston asnjë dyshim; si dhe ka ardhur këshillë për jobesimtarët dhe përkujtim për besimtarët, të cilëve përkujtimi u bën dobi.
(121) Prandaj thuaju, o i Dërguar, atyre që nuk besojnë në Allahun dhe as nuk e njësojnë Atë: "Vazhdoni të punoni në rrugën tuaj, duke e refuzuar të Vërtetën dhe duke penguar të tjerët prej saj, pasi edhe ne po punojmë në Rrugën tonë, duke u treguar të qëndrueshëm, duke thirrur dhe duke duruar në të.
(122) Kështu që prisni se çfarë do të ndodhë me ne se, edhe ne jemi duke pritur se çfarë do të ndodhë me ju".
(123) Vetëm Allahut i përket dija për gjithçka që është e fshehur në qiej dhe në Tokë; Atij nuk i fshihet asgjë prej tyre; si dhe vetëm tek Ai kthehen të gjitha çështjet në Ditën e Gjykimit. Prandaj vetëm Atë adhuroje dhe vetëm tek Ai mbështetu për të gjitha çështjet e tua, pasi Zoti yt nuk është i pavëmendshëm ndaj asaj që ju veproni; përkundrazi, Ai është i Gjithëdijshëm për to, prandaj çdokujt do t'ia japë atë që e meriton për atë që ka bërë.

## SURJA JÛSUF

*Mekase*

*Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Vlerësimi i butësisë së Allahut, në mënyrën se si Ai kujdeset për robtë e Tij të dashur, për mëkëmbjen dhe fundin e mirë të tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Elif, Lam, Ra - Këto janë shkronja, për të cilat janë dhënë mendime dhe është folur për to në fillim të sures Bekare.
Këto ajete, të cilat janë zbritur në këtë sure, janë prej Kuranit, i cili është i qartë në lidhje me ato që janë përfshirë në të.
(2) Ne e zbritëm Kuranin në gjuhën e vetë arabëve, në mënyrë që ju, o arabë, t'i kuptonit më qartë kuptimet e tij.
(3) Ne po të tregojmë, o i Dërguar, tregimet më të mrekullueshme, për Vërtetësinë e tyre, shprehjet ekzakte dhe elokuente që ato kanë dhe nëpërmjet zbritjes së këtij Kurani, edhe pse ti para zbritjes së tij ishe i painformuar në lidhje me këto tregime, duke mos i ditur më parë.
(4) Tani, Ne po të tregojmë, o i Dërguar, në lidhje me Jusufin, kur i tha babait të vet, Jakubit: "O babai im, unë kam parë në ëndërr njëmbëdhjetë planetë, bashkë me to edhe Diellin, edhe Hënën dhe të gjithë i pashë duke rënë në sexhde (duke u përulur) për mua." Kjo ëndërr ishte një përgëzim i hershëm për Jusufin ﷺ.

### Mësime nga ajetet:

- Bërja e qartë e urtësisë në lidhje me tregimet Kuranore, e cila është stabilizimi i zemrës së Profetit ﷺ dhe këshillimi i besimtarëve.
- Fakti se Allahu i Lartësuar është i Vetmi në njohjen e Gajbit (Dijes së fshehtë) duke mos qenë pjesëmarrës në këtë askush tjetër.
- Urtësia e zbritjes së Kuranit në arabisht është që arabët të logjikonin në lidhje me të dhe ta përcillnin edhe tek popujt e tjerë.
- Përmbajtja e Kuranit me tregimet më të mrekullueshme.

قَالَ يَٰبُنَيَّ لَا تَقۡصُصۡ رُءۡيَاكَ عَلَىٰٓ إِخۡوَتِكَ فَيَكِيدُواْ لَكَ كَيۡدًاۖ
إِنَّ ٱلشَّيۡطَٰنَ لِلۡإِنسَٰنِ عَدُوّٞ مُّبِينٞ ٥ وَكَذَٰلِكَ يَجۡتَبِيكَ
رَبُّكَ وَيُعَلِّمُكَ مِن تَأۡوِيلِ ٱلۡأَحَادِيثِ وَيُتِمُّ نِعۡمَتَهُۥ عَلَيۡكَ
وَعَلَىٰٓ ءَالِ يَعۡقُوبَ كَمَآ أَتَمَّهَا عَلَىٰٓ أَبَوَيۡكَ مِن قَبۡلُ إِبۡرَٰهِيمَ
وَإِسۡحَٰقَۚ إِنَّ رَبَّكَ عَلِيمٌ حَكِيمٞ ٦ ۞ لَّقَدۡ كَانَ فِي يُوسُفَ الحزب ٢٤
وَإِخۡوَتِهِۦٓ ءَايَٰتٞ لِّلسَّآئِلِينَ ٧ إِذۡ قَالُواْ لَيُوسُفُ وَأَخُوهُ أَحَبُّ
إِلَىٰٓ أَبِينَا مِنَّا وَنَحۡنُ عُصۡبَةٌ إِنَّ أَبَانَا لَفِي ضَلَٰلٖ مُّبِينٍ ٨
ٱقۡتُلُواْ يُوسُفَ أَوِ ٱطۡرَحُوهُ أَرۡضٗا يَخۡلُ لَكُمۡ وَجۡهُ أَبِيكُمۡ
وَتَكُونُواْ مِنۢ بَعۡدِهِۦ قَوۡمٗا صَٰلِحِينَ ٩ قَالَ قَآئِلٞ مِّنۡهُمۡ
لَا تَقۡتُلُواْ يُوسُفَ وَأَلۡقُوهُ فِي غَيَٰبَتِ ٱلۡجُبِّ يَلۡتَقِطۡهُ بَعۡضُ
ٱلسَّيَّارَةِ إِن كُنتُمۡ فَٰعِلِينَ ١٠ قَالُواْ يَٰٓأَبَانَا مَا لَكَ لَا تَأۡمَ۬نَّا عَلَىٰ
يُوسُفَ وَإِنَّا لَهُۥ لَنَٰصِحُونَ ١١ أَرۡسِلۡهُ مَعَنَا غَدٗا يَرۡتَعۡ وَيَلۡعَبۡ
وَإِنَّا لَهُۥ لَحَٰفِظُونَ ١٢ قَالَ إِنِّي لَيَحۡزُنُنِيٓ أَن تَذۡهَبُواْ بِهِۦ وَأَخَافُ
أَن يَأۡكُلَهُ ٱلذِّئۡبُ وَأَنتُمۡ عَنۡهُ غَٰفِلُونَ ١٣ قَالُواْ لَئِنۡ
أَكَلَهُ ٱلذِّئۡبُ وَنَحۡنُ عُصۡبَةٌ إِنَّآ إِذٗا لَّخَٰسِرُونَ ١٤



(5) Jakubi i tha birit të vet, Jusufit: “O biri im, mos e përmend ëndrrën para vëllezërve të tu, se mos e kuptojnë e fillojnë të të kenë zili, si dhe pastaj, për shkak të zilisë së tyre, të të bëjnë ndonjë të keqe, pasi vërtet që shejtani është armik i hapur”.

(6) Është ashtu siç e ke parë në këto vegime; Zoti yt të zgjedh ty, o Jusuf, për të të mësuar interpretimin e ëndrrave dhe për të plotësuar Mirësinë e Vet ndaj teje, duke të dhuruar profetësinë, ashtu siç e pati plotësuar Mirësinë e Vet edhe ndaj dy baballarëve të tu para teje: Ibrahimit dhe Is’hakut. Vërtet që Zoti yt është i Gjithëdijshëm mbi krijesat e Veta dhe i Urtë në lidhje me drejtimin e tyre.

(7) Në të vërtetë, në rrëfimin e Jusufit dhe rrëfimin e vëllezërve të tij ekzistojnë mësime dhe këshilla për ata që pyesin në lidhje me kuptimin e ndodhive (bëhet fjalë për më shumë se kuptimi i ndodhisë së tyre.(sh.p).

(8) Kur vëllezërit e tij i thanë njëri-tjetrit: “Vërtet që Jusufi dhe vëllai i tij i lindjes, janë më të dashur për babain tonë sesa ne, ndërkohë që ne jemi një grup kaq i madh në numër. Përse i vlerëson ata mbi ne?! Ne e shohim se ai është në një gabim të qartë me vlerësimin që u bën atyre më shumë sesa neve, pa bërë ata asgjë më shumë se ne, që do mund ta shihnim.

(9) Kështu që vriteni Jusufin ose humbeni atë në një vend të largët në Tokë, në mënyrë që të fitoni pas kësaj vëmendjen e babait tuaj dhe t’ju dojë me një dashuri të plotë; e pasi ta keni ndërmarrë ndaj tij atë që vendosët, pra, vrasjen apo humbjen e tij, e të jeni penduar për gjynahun tuaj, atëherë bëhuni njerëz vepërmirë.”

(10) Njëri nga vëllezërit u tha: “Mos e vrisni Jusufin, por hidheni në një pus të thellë, në mënyrë që pastaj ta marrin udhëtarët, që do mund të kalojnë pranë tij, pasi kjo është një e keqe më e vogël sesa vrasja e tij, nëse vërtet jeni të vendosur në atë që sapo thatë në lidhje me të.”

(11) Pasi ranë dakord për ta larguar, i thanë babait të tyre, Jakubit: “O babai ynë, ç’është me ty që nuk na konsideron të besueshëm në lidhje me Jusufin?! Ndërkohë që ne jemi dashamirës të tij, e ruajmë që të mos e dëmtojë gjë, si dhe e këshillojmë vazhdimisht, në mënyrë që të ruhet dhe të ketë kujdes, derisa ai të kthehet shëndosh e mirë tek ti, prandaj ç’të pengon që nuk e dërgon edhe atë me ne?!

(12) Na lejo që ta marrim atë nesër, në mënyrë që të kënaqet duke ngrënë e duke lozur dhe ne do të jemi ruajtësit e tij prej çdo të keqeje që do mund t’i vijë.”

(13) Jakubi u përgjigjet bijve të vet: “Në të vërtetë, ajo që më shqetëson në dërgimin e tij me ju është se unë nuk e përballoj dot ndarjen me të, si dhe kam frikë se mos e ha ujku, ndërkohë që ju jeni të pavëmendshëm ndaj tij, duke ndjekur dhentë dhe duke lozur.”

(14) I thanë babait të tyre: “Nëse Jusufin do ta hante ujku ndërkohë që ne jemi një turmë, atëherë ne mos paçim asnjë vlerë, pasi vërtet do të kishim marrë fund, nëse nuk do të ishim të zotët që ta shpëtojmë atë prej ujkut.”

**Mësime nga ajetet:**

- Pranimi i ëndrrave lajmëruese fetarisht dhe lejueshmëria e interpretimit të tyre.
- Lejimi fetar i fshehjes së disa të Vërtetave, nëse me tregimin e tyre mund të vijë ndonjë e keqe.
- Bërja e qartë e mirësisë së pasardhësve të familjes së Ibrahimit, si dhe ngritja e tyre me profetësi përmbi njerëzit e tjerë.
- Dhënia përparësi njërit prej fëmijëve në dashuri kundrejt fëmijëve të tjerë, sjell armiqësinë dhe zilinë në mesin e vëllezërve.

فَلَمَّا ذَهَبُواْ بِهِۦ وَأَجۡمَعُوٓاْ أَن يَجۡعَلُوهُ فِي غَيَٰبَتِ ٱلۡجُبِّۚ وَأَوۡحَيۡنَآ
إِلَيۡهِ لَتُنَبِّئَنَّهُم بِأَمۡرِهِمۡ هَٰذَا وَهُمۡ لَا يَشۡعُرُونَ ١٥ وَجَآءُوٓ
أَبَاهُمۡ عِشَآءٗ يَبۡكُونَ ١٦ قَالُواْ يَٰٓأَبَانَآ إِنَّا ذَهَبۡنَا نَسۡتَبِقُ
وَتَرَكۡنَا يُوسُفَ عِندَ مَتَٰعِنَا فَأَكَلَهُ ٱلذِّئۡبُۖ وَمَآ أَنتَ
بِمُؤۡمِنٖ لَّنَا وَلَوۡ كُنَّا صَٰدِقِينَ ١٧ وَجَآءُو عَلَىٰ قَمِيصِهِۦ
بِدَمٖ كَذِبٖۚ قَالَ بَلۡ سَوَّلَتۡ لَكُمۡ أَنفُسُكُمۡ أَمۡرٗاۖ فَصَبۡرٞ جَمِيلٞۖ
وَٱللَّهُ ٱلۡمُسۡتَعَانُ عَلَىٰ مَا تَصِفُونَ ١٨ وَجَآءَتۡ سَيَّارَةٞ
فَأَرۡسَلُواْ وَارِدَهُمۡ فَأَدۡلَىٰ دَلۡوَهُۥۖ قَالَ يَٰبُشۡرَىٰ هَٰذَا غُلَٰمٞۚ وَأَسَرُّوهُ
بِضَٰعَةٗۚ وَٱللَّهُ عَلِيمُۢ بِمَا يَعۡمَلُونَ ١٩ وَشَرَوۡهُ بِثَمَنِۭ بَخۡسٖ
دَرَٰهِمَ مَعۡدُودَةٖ وَكَانُواْ فِيهِ مِنَ ٱلزَّٰهِدِينَ ٢٠ وَقَالَ
ٱلَّذِي ٱشۡتَرَىٰهُ مِن مِّصۡرَ لِٱمۡرَأَتِهِۦٓ أَكۡرِمِي مَثۡوَىٰهُ عَسَىٰٓ
أَن يَنفَعَنَآ أَوۡ نَتَّخِذَهُۥ وَلَدٗاۚ وَكَذَٰلِكَ مَكَّنَّا لِيُوسُفَ فِي
ٱلۡأَرۡضِ وَلِنُعَلِّمَهُۥ مِن تَأۡوِيلِ ٱلۡأَحَادِيثِۚ وَٱللَّهُ غَالِبٌ عَلَىٰٓ
أَمۡرِهِۦ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ ٢١ وَلَمَّا بَلَغَ أَشُدَّهُۥٓ
ءَاتَيۡنَٰهُ حُكۡمٗا وَعِلۡمٗاۚ وَكَذَٰلِكَ نَجۡزِي ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٢٢



(15) Kështu Jakubi e dërgoi me ta. Pasi ata shkuan me të shumë larg dhe e vendosën përfundimisht hedhjen e tij në thellësi të pusit, në atë situatë të krijuar, Ne i shpallëm Jusufit: “Do të vijë koha që ti do t’ua tregosh këtë që ata po bëjnë, kur ata as nuk do ta dinë se je ti.”

(16) Pas kësaj, gjatë kohës së mbrëmjes, vëllezërit e Jusufit u kthyen tek babai i tyre duke qarë, si për të mbuluar intrigën e tyre.

(17) I thanë: “O baba, ne sa shkuam të bënim gara vrapimi me njëri-tjetrin e të gjuanim me harqe, duke e lënë Jusufin tek veshjet dhe furnizimet tona që t’i ruante, atë e hëngri ujku. Ti nuk do të na besosh, edhe pse jemi të sinqertë në këtë që po të themi”.

(18) Dhe kështu u përpoqën ta vërtetonin rrëfimin e tyre me një hile. Ata sollën këmishën e Jusufit të bërë me gjak, jo me gjakun e tij, me iluzionin se kjo ishte shenja që ujku e kishte ngrënë. Aty e kuptoi Jakubi gënjeshtrën e tyre, duke u bazuar në ekspertizën se këmisha nuk ishte shqyer, dhe u tha: “ Çështja nuk është ashtu si thoni ju, por përkundrazi, juve ju ka shtyrë egoja që të bëni një vepër shumë të keqe, që tashmë e keni kryer. Kështu që mua më mbetet vetëm të tregoj durim të mirë, duke mos u ankuar për këtë, përveçse tek Allahu, duke i kërkuar që të më ndihmojë lidhur me atë që ju po thoni në lidhje me Jusufin.”

(19) Ndërkohë, një karvan që udhëtonte kaloi tek pusi. Ata dërguan dikë që t’u merrte ujë. Pasi ai e hodhi kovën e tij në pus, Jusufi u kap pas litarit. Kur ai që e kishte hedhur kovën e pa, tha i gëzuar: “Oh, çfarë gëzimi - një djalosh i ri!” Kështu, ai që e gjeti dhe disa prej shokëve të tij, e mbajtën të fshehtë këtë nga pjesa tjetër e karvanit, të cilët menduan se ai ishte një mall i tyre, që e kishin marrë me vete, ndërkohë që Allahu ishte i Gjithëdijshëm për atë që ata po bënin me Jusufin, skllavërimin dhe shitjen e tij, se Atij nuk i fshihet asgjë që njerëzit bëjnë.

(20) Ai që e gjeti, bashkë me shokët e tij, sapo mbërritën në Egjipt, e shitën atë për një çmim të papërfillshëm, për pak dirhemë, pasi askush nuk ishte i interesuar për të, për shkak të nxitimit të tyre që të kryenin punë sa më shpejt me të. Njerëzit e kuptonin nga paraqitja e tij se ai nuk kishte qenë skllav dhe kishin frikë (ta blinin) prej të afërmve të tij, dhe kjo ishte prej Mëshirës së Plotë të Allahut ndaj tij, që ai të mos qëndronte gjatë me ta.

(21) Burri nga Egjipti, i cili e bleu atë, i tha gruas së vet: “Sillu mirë me të dhe nderoje duke i dhënë rëndësi në mesin tonë, pasi ai mund të jetë i dobishëm për ne, të na kryejë disa gjëra për të cilat kemi nevojë, ose mund ta adoptojmë duke e bërë birin tonë. Ashtu siç e shpëtuam Jusufin prej vrasjes, e nxorëm atë prej pusit dhe e bëmë të dashur për zemrën e ministrit (që e bleu), ashtu i bëmë vend të rëndësishëm atij edhe në Egjipt, në mënyrë që t’i mësonin atij interpretimin e ëndrrave. Allahu është Zotërues i punës së Vet, e puna e Tij realizohet; këtë askush nuk mund t’ia mohojë Atij, por shumica e njerëzve, që janë jobesimtarë, nuk e dinë këtë.

(22) Kur Jusufi arriti moshën e fuqisë trupore, Ne i dhuruam atij kuptueshmëri dhe dije; e këtë shpërblim që i dhamë atij do t’ua japim të gjithë bamirësve që ia kushtojnë adhurimin Allahut.

## Mësime nga ajetet:

- Bërja e qartë e rrezikshmërisë së zilisë, e cila i shtyu vëllezërit e Jusufit që të ngrinin kurth ndaj tij, deri edhe tek përpjekja për ta vrarë atë.
- Lejueshmëria që të punohet me ekspertizë (në verifikimin e fakteve) për nxjerrjen e vendimeve ligjore.
- Kontrolli dhe dhembshuria e Allahut ndaj Jusufit ﷺ duke futur në zemrën e ministrit të Egjiptit dashurinë atërore, pasi shejtani pati larguar prej vëllezërve të tij dashurinë vëllazërore.

وَرَٰوَدَتۡهُ ٱلَّتِي هُوَ فِي بَيۡتِهَا عَن نَّفۡسِهِۦ وَغَلَّقَتِ ٱلۡأَبۡوَٰبَ
وَقَالَتۡ هَيۡتَ لَكَۚ قَالَ مَعَاذَ ٱللَّهِۖ إِنَّهُۥ رَبِّيٓ أَحۡسَنَ مَثۡوَايَۖ
إِنَّهُۥ لَا يُفۡلِحُ ٱلظَّٰلِمُونَ ٢٣ وَلَقَدۡ هَمَّتۡ بِهِۦۖ وَهَمَّ بِهَا
لَوۡلَآ أَن رَّءَا بُرۡهَٰنَ رَبِّهِۦۚ كَذَٰلِكَ لِنَصۡرِفَ عَنۡهُ ٱلسُّوٓءَ
وَٱلۡفَحۡشَآءَۚ إِنَّهُۥ مِنۡ عِبَادِنَا ٱلۡمُخۡلَصِينَ ٢٤ وَٱسۡتَبَقَا
ٱلۡبَابَ وَقَدَّتۡ قَمِيصَهُۥ مِن دُبُرٖ وَأَلۡفَيَا سَيِّدَهَا لَدَا ٱلۡبَابِۚ
قَالَتۡ مَا جَزَآءُ مَنۡ أَرَادَ بِأَهۡلِكَ سُوٓءًا إِلَّآ أَن يُسۡجَنَ أَوۡ عَذَابٌ
أَلِيمٞ ٢٥ قَالَ هِيَ رَٰوَدَتۡنِي عَن نَّفۡسِيۚ وَشَهِدَ شَاهِدٞ مِّنۡ
أَهۡلِهَآ إِن كَانَ قَمِيصُهُۥ قُدَّ مِن قُبُلٖ فَصَدَقَتۡ وَهُوَ مِنَ
ٱلۡكَٰذِبِينَ ٢٦ وَإِن كَانَ قَمِيصُهُۥ قُدَّ مِن دُبُرٖ فَكَذَبَتۡ وَهُوَ
مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٢٧ فَلَمَّا رَءَا قَمِيصَهُۥ قُدَّ مِن دُبُرٖ قَالَ إِنَّهُۥ
مِن كَيۡدِكُنَّۖ إِنَّ كَيۡدَكُنَّ عَظِيمٞ ٢٨ يُوسُفُ أَعۡرِضۡ عَنۡ
هَٰذَاۚ وَٱسۡتَغۡفِرِي لِذَنۢبِكِۖ إِنَّكِ كُنتِ مِنَ ٱلۡخَاطِـِٔينَ
٢٩ ۞ وَقَالَ نِسۡوَةٞ فِي ٱلۡمَدِينَةِ ٱمۡرَأَتُ ٱلۡعَزِيزِ تُرَٰوِدُ فَتَىٰهَا
عَن نَّفۡسِهِۦۖ قَدۡ شَغَفَهَا حُبًّاۖ إِنَّا لَنَرَىٰهَا فِي ضَلَٰلٖ مُّبِينٖ ٣٠

ثلاثة أرباع الحزب ٢٤



(23) Mirëpo gruaja e ministrit, me delikatesë e me përdorimin e marifeteve, kërkoi prej Jusufit عليه السلام që të kryente me të poshtërsi, prandaj i mbylli dyert si kujdes për të qenë vetëm për vetëm dhe i tha: "Eja e m'u afro...!" Jusufi i tha: "I kërkoj mbrojtje Allahut në lidhje me këtë që më fton!
Zotëriu im tregoi bujari ndaj meje duke më bërë vend në familjen e tij, prandaj kurrsesi nuk do ta tradhtoj, pasi nëse do ta tradhtoja, do të isha i poshtër dhe të poshtrit nuk kanë për të fituar."
(24) Megjithatë, ajo ia ofroi veten e saj që të kryente imoralitet. Ai do të ishte ndikuar nëse nuk do të kishte parë shenjat e Allahut, të cilat ishin të mjaftueshme për të, që ai të largohej.
Ne ia treguam ato shenja, në mënyrë që t'ia largonim atij atë të keqe dhe ta largonim atë prej zinasë (imoralitetit) dhe tradhtisë. Vërtet që Jusufi ishte prej robve Tanë të zgjedhur për të qenë i dërguar dhe profet.
(25) Kështu vrapuan për tek dera: Jusufi që të shpëtonte, ndërsa ajo që ta ndalonte për të dalë.
Ajo kapi këmishën e tij, në mënyrë që ta pengonte atë për të dalë dhe këmisha iu gris nga pas, e në atë moment burri i saj i gjeti tek dera. Gruaja e ministrit, me intrigë, i thotë të shoqit: "Ndëshkimi ndaj atij që dëshiron të kryejë poshtërsi me gruan tënde, o ministër, është vetëm burgu ose një dënim i lemerishëm."
(26) Jusufi عليه السلام tha: "Ishte ajo që kërkoi të kryente me mua poshtërsi e unë nuk iu përgjigja!" Atëherë një dëshmitar nga familja e saj agumentoi me këto fjalë: "Nëse këmisha e Jusufit është grisur nga përpara, kjo tregon se ajo thotë të vërtetën, pasi ajo është përpjekur që ta largojë atë prej vetes së saj, ndërsa ai është gënjeshtar".
(27) Por, nëse këmisha e tij është grisur nga pas, kjo tregon për vërtetësinë e tij, pasi ka qenë ajo që e ka dëshiruar atë dhe ai ka ikur prej saj, kështu që është ajo gënjeshtare."
(28) Pasi ministri e pa se këmisha e Jusufit عليه السلام ishte grisur nga pas, e vërtetoi sinqeritetin e Jusufit dhe tha: "Kjo shpifje është prej intrigave tuaja, o soj i grave, e vërtet që intriga juaj është e fortë."
(29) Pastaj iu drejtua Jusufit: "O Jusuf, harroje këtë që ndodhi dhe mos ia përmend askujt.
Ndërsa ti, oj grua, kërko falje për gjynahun tënd, pasi vërtet ti ishe gjynahare, për joshjen provokuese ndaj Jusufit."
(30) Mirëpo lajmi mori dhenë nëpër qytet, e një grup prej grave, duke e urryer një gjë të tillë, thanë: "Gruaja e ministrit thërret skllavin e saj që t'i afrohet! Dashuria për të i ka arritur deri në thellësi të zemrës (d.m.th: ia ka verbuar sytë). Me joshjen dhe dashurinë e saj ndaj tij, kur ai është skllavi i saj, ne mendojmë se ajo e ka humbur fare.

## Mësime nga ajetet:

- Shëmtia e tradhtisë së atij që është treguar bamirës, qoftë në familjen apo pasurinë e tij, si dhe një prej çështjeve të cilën Jusufi e ka përmendur si shkak, ishte edhe refuzimi i poshtërsisë së imoralitetit.
- Bërja e qartë e mbrojtjes së profetëve prej gjynaheve dhe ruajtja që Allahu ua bënte atyre, në mënyrë që të mos binin në të keqe dhe poshtërsi.
- Detyrueshmëria e mbrojtjes prej poshtërsisë, largimit prej saj dhe dhënies fund asaj.
- Lejueshmëria e ekspertizës, në nxjerrjen e vendimeve ligjore.

فَلَمَّا سَمِعَتۡ بِمَكۡرِهِنَّ أَرۡسَلَتۡ إِلَيۡهِنَّ وَأَعۡتَدَتۡ لَهُنَّ مُتَّكَـٔٗا
وَءَاتَتۡ كُلَّ وَٰحِدَةٖ مِّنۡهُنَّ سِكِّينٗا وَقَالَتِ ٱخۡرُجۡ عَلَيۡهِنَّۖ فَلَمَّا رَأَيۡنَهُۥٓ
أَكۡبَرۡنَهُۥ وَقَطَّعۡنَ أَيۡدِيَهُنَّ وَقُلۡنَ حَٰشَ لِلَّهِ مَا هَٰذَا بَشَرًا إِنۡ هَٰذَآ
إِلَّا مَلَكٞ كَرِيمٞ ٣١ قَالَتۡ فَذَٰلِكُنَّ ٱلَّذِي لُمۡتُنَّنِي فِيهِۖ وَلَقَدۡ رَٰوَدتُّهُۥ
عَن نَّفۡسِهِۦ فَٱسۡتَعۡصَمَۖ وَلَئِن لَّمۡ يَفۡعَلۡ مَآ ءَامُرُهُۥ لَيُسۡجَنَنَّ
وَلَيَكُونٗا مِّنَ ٱلصَّٰغِرِينَ ٣٢ قَالَ رَبِّ ٱلسِّجۡنُ أَحَبُّ إِلَيَّ مِمَّا يَدۡعُونَنِيٓ
إِلَيۡهِۖ وَإِلَّا تَصۡرِفۡ عَنِّي كَيۡدَهُنَّ أَصۡبُ إِلَيۡهِنَّ وَأَكُن مِّنَ ٱلۡجَٰهِلِينَ
٣٣ فَٱسۡتَجَابَ لَهُۥ رَبُّهُۥ فَصَرَفَ عَنۡهُ كَيۡدَهُنَّۚ إِنَّهُۥ هُوَ ٱلسَّمِيعُ
ٱلۡعَلِيمُ ٣٤ ثُمَّ بَدَا لَهُم مِّنۢ بَعۡدِ مَا رَأَوُاْ ٱلۡأٓيَٰتِ لَيَسۡجُنُنَّهُۥ
حَتَّىٰ حِينٖ ٣٥ وَدَخَلَ مَعَهُ ٱلسِّجۡنَ فَتَيَانِۖ قَالَ أَحَدُهُمَآ إِنِّيٓ
أَرَىٰنِيٓ أَعۡصِرُ خَمۡرٗاۖ وَقَالَ ٱلۡأٓخَرُ إِنِّيٓ أَرَىٰنِيٓ أَحۡمِلُ فَوۡقَ رَأۡسِي
خُبۡزٗا تَأۡكُلُ ٱلطَّيۡرُ مِنۡهُۖ نَبِّئۡنَا بِتَأۡوِيلِهِۦٓۖ إِنَّا نَرَىٰكَ مِنَ
ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٣٦ قَالَ لَا يَأۡتِيكُمَا طَعَامٞ تُرۡزَقَانِهِۦٓ إِلَّا نَبَّأۡتُكُمَا
بِتَأۡوِيلِهِۦ قَبۡلَ أَن يَأۡتِيَكُمَاۚ ذَٰلِكُمَا مِمَّا عَلَّمَنِي رَبِّيٓۚ إِنِّي تَرَكۡتُ
مِلَّةَ قَوۡمٖ لَّا يُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِ وَهُم بِٱلۡأٓخِرَةِ هُمۡ كَٰفِرُونَ ٣٧



(31) Kur gruaja e ministrit dëgjoi për mospëlqimin dhe përgojimin e grave që i kishin shprehur ndaj saj, dërgoi tek ato një njeri që t'i ftonte, në mënyrë që t'u tregonte atyre Jusufin, e kështu ta justifikonin në lidhje me të. Ajo u përgatiti atyre një vend, ku kishte shtretër dhe jastëkë, pastaj secilës prej tyre i dha nga një thikë, që të prisnin frutat. Pastaj i thirri Jusufit ﵇: "Dil para tyre!" Kur ato e panë, e mbivlerësuan, u mrekulluan prej hijeshisë së tij, si dhe u tronditën prej bukurisë që ai kishte, aq sa me thikat që i kishin për të prerë frutat, prenë edhe duart e tyre, prej mahnitjes së fortë prej tij dhe thanë: "Ruana Zot, po ky djalosh nuk qenka njerëzor! Me bukurinë që paska, nuk konsiderohet njeri, por një engjëll fisnik, si engjëjt e tjerë fisnikë."

(32) Atëherë, gruaja e ministrit, pasi e pa se çfarë ndodhi me gratë e tjera, u tha: "Ja pra, ky është djaloshi, për dashurinë e të cilit më keni ofenduar. Ajo që unë i kam kërkuar atij është e vërtetë! Unë u përpoqa që ta josh, por ai refuzoi! Mirëpo, tani, nëse ai nuk do ta bëjë atë që do të kërkoj prej tij, ka për të përfunduar në burg, e aty do të jetë i poshtëruar!"

(33) Aty Jusufi ﵇ u lut duke thënë: "Zoti im, burgu me të cilin ajo më kërcënon, është më i dashur për mua sesa kryerja e poshtërsive që ato po më ftojnë, kështu që, nëse nuk e largon prej meje intrigën e tyre, unë do të bie pre e tyre, e do të bëhesha si injorantët, nëse unë anoj nga ato dhe u bindem në atë që atë dëshirojnë prej meje!"

(34) Atëherë, Allahu iu përgjigj lutjes së tij dhe e largoi prej tij intrigën e gruas së ministrit dhe intrigën e grave të qytetit. Vërtet që Ai, siç ishte Dëgjues i lutjes së Jusufit, është edhe i çdo lutësi tjetër dhe se siç ishte Njohës i gjendjes së tij, është edhe Njohës i gjendjes së çdokujt tjetër.

(35) Pas kësaj, kur ministri dhe shoqëria e tij u dëshmuan argumentet që tregonin pafajësinë e tij, e panë të arsyeshme që ta burgosnin, në mënyrë që të mos merrej vesh ky turp, deri në një afat të pacaktuar.

(36) Kështu ata e burgosën dhe, bashkë me të, futën në burg edhe dy të rinj të tjerë. Njëri nga të rinjtë i tha Jusufit: "Kam parë në ëndërr sikur po shtrydhja rrush për verë!" Ndërsa i dyti tha: "Unë kam parë sikur po mbaja bukë mbi kokën time, prej së cilës hanin zogjtë. Na trego, o Jusuf, shpjegimin e atyre që kemi parë, pasi ne po të shohim që je njeri i mirë.

(37) Jusufi u tha: "(Siç e keni vënë re) Nuk ju ka ardhur asnjë ushqim, qoftë nga ai që vjen nga mbreti, qoftë nga tjetërkush, e që unë të mos ua kem treguar juve saktësisht realitetin dhe mënyrën se si do të jetë, para se ai t'ju vinte. Ky interpretim që unë di ta bëj, është prej asaj që më ka mësuar Zoti im, e nuk është as fall dhe as parashikim yjor, pasi unë i refuzoj besëtytnitë e njerëzve që nuk besojnë Allahun dhe Botën Tjetër, sepse ata janë mosbesues.

### Mësime nga ajetet:

- Bërja e qartë e bukurisë së Jusufit ﵇, e cila qe shkak i tundimit të grave prej tij.
- Përparësia që Jusufi ﵇ i dha burgut, përpara kryerjes së gjynauit ndaj Allahut.
- Një prej mënyrave se si Allahu e drejtoi Jusufin ﵇ dhe u tregua i dhembshëm ndaj tij ishte të mësuarit e tij të interpretonte ëndrrat, duke e bërë këtë si shkak që ai të dilte prej fatkeqësisë së burgut.

وَٱتَّبَعۡتُ مِلَّةَ ءَابَآءِيٓ إِبۡرَٰهِيمَ وَإِسۡحَٰقَ وَيَعۡقُوبَۚ مَا كَانَ
لَنَآ أَن نُّشۡرِكَ بِٱللَّهِ مِن شَيۡءٖۚ ذَٰلِكَ مِن فَضۡلِ ٱللَّهِ عَلَيۡنَا وَعَلَى
ٱلنَّاسِ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَشۡكُرُونَ ٣٨ يَٰصَٰحِبَيِ
ٱلسِّجۡنِ ءَأَرۡبَابٞ مُّتَفَرِّقُونَ خَيۡرٌ أَمِ ٱللَّهُ ٱلۡوَٰحِدُ ٱلۡقَهَّارُ
٣٩ مَا تَعۡبُدُونَ مِن دُونِهِۦٓ إِلَّآ أَسۡمَآءٗ سَمَّيۡتُمُوهَآ أَنتُمۡ
وَءَابَآؤُكُم مَّآ أَنزَلَ ٱللَّهُ بِهَا مِن سُلۡطَٰنٍۚ إِنِ ٱلۡحُكۡمُ إِلَّا لِلَّهِ
أَمَرَ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّآ إِيَّاهُۚ ذَٰلِكَ ٱلدِّينُ ٱلۡقَيِّمُ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ
ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ ٤٠ يَٰصَٰحِبَيِ ٱلسِّجۡنِ أَمَّآ أَحَدُكُمَا
فَيَسۡقِي رَبَّهُۥ خَمۡرٗاۖ وَأَمَّا ٱلۡأٓخَرُ فَيُصۡلَبُ فَتَأۡكُلُ ٱلطَّيۡرُ
مِن رَّأۡسِهِۦۚ قُضِيَ ٱلۡأَمۡرُ ٱلَّذِي فِيهِ تَسۡتَفۡتِيَانِ ٤١ وَقَالَ
لِلَّذِي ظَنَّ أَنَّهُۥ نَاجٖ مِّنۡهُمَا ٱذۡكُرۡنِي عِندَ رَبِّكَ فَأَنسَىٰهُ
ٱلشَّيۡطَٰنُ ذِكۡرَ رَبِّهِۦ فَلَبِثَ فِي ٱلسِّجۡنِ بِضۡعَ سِنِينَ
٤٢ وَقَالَ ٱلۡمَلِكُ إِنِّيٓ أَرَىٰ سَبۡعَ بَقَرَٰتٖ سِمَانٖ يَأۡكُلُهُنَّ
سَبۡعٌ عِجَافٞ وَسَبۡعَ سُنۢبُلَٰتٍ خُضۡرٖ وَأُخَرَ يَابِسَٰتٖۖ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلۡمَلَأُ أَفۡتُونِي فِي رُءۡيَٰيَ إِن كُنتُمۡ لِلرُّءۡيَا تَعۡبُرُونَ ٤٣



(38) Kështu që unë ndoqa fenë e baballarëve të mi: Ibrahimit, Is'hakut dhe Jakubit, e cila është Feja e Njësimit të Allahut. Neve nuk na lejohet që t'i bëjmë shirk (idhujtari) ndaj Allahut asgjë, pasi Ai është i Vetmi. Ky Teuhid (Njësim i Allahut) dhe Imani (Besimi) në të cilin jam unë dhe baballarët e mi, është prej Mirësisë së Allahut ndaj nesh, që na e mundësoi, si dhe prej Mirësisë së Tij ndaj tërë njerëzimit, duke dërguar tek ata edhe profetë për këtë. Por shumica e njerëzve nuk janë mirënjohës ndaj Allahut për mirësitë e Tij, përkundrazi ata janë mosmirënjohës ndaj Tij."

(39) Pastaj Jusufi ua drejtoi bisedën dy të rinjve që ishin në burg, duke u thënë: "A vallë, adhurimi i zotave të ndryshëm është më i mirë, apo adhurimi i Allahut të Vetëm, me të Cilin nuk ka asnjë të barabartë, Mposhtësit të çdokujt, e që nuk mposhtet?!

(40) Ju po e shihni se, në vend të Allahut, ju jeni duke adhuruar vetëm disa emra të paemërt, që i keni sajuar ju dhe baballarët tuaj si zota, por të cilët nuk kanë asgjë të përbashkët me hyjnoren. Për emërtimin e tyre nga ana juaj, Allahu nuk ju ka zbritur asnjë argument bindës për vërtetësinë e tyre, kështu që Vendimi mbi të gjitha krijesat nuk i përket askujt tjetër, përveç Allahut të Vetëm dhe kurrsesi këtyre emrave që i keni sajuar ju dhe baballarët tuaj. Prandaj Allahu i Lartësuar ka urdhëruar që ju ta njësoni Atë me adhurime dhe ua ka ndaluar që t'i shoqëroni Atij dikë tjetër në adhurim. Ky teuhid është feja e drejtë, e cila nuk ka dredha, por shumica e njerëzve nuk e dinë këtë, prandaj edhe i bëjnë shirk Allahut, duke adhuruar disa prej krijesave të Tij.

(41) O shokët e mi të burgut, për sa i përket atij që ka parë ëndërr se ka qenë duke shtrydhur rrush për verë, ai ka për të dalë prej burgu, si dhe do të kthehet tek zanati i tij, duke i shërbyer verë mbretit. Ndërsa ai që ka parë se mbi kokën e tij mbante bukë, prej të cilës hanin zogjtë, ai do të ekzekutohet e do të kryqëzohet, pastaj zogjtë do të hanë nga mishi i kokës së tij. Çështja e për të cilën më pyetët ka kaluar dhe është mbyllur, prandaj ajo është e vërtetë dhe e pashmangshme!"

(42) Më vonë, Jusufi atij që mendonte se do të shpëtonte, shërbyesit të verës tek mbreti, i tha: "Kujtoje rastin tim kur të jesh tek mbreti, se ndoshta ai do më nxjerrë nga burgu." Mirëpo shejtani bëri që shërbyesi të harronte ta përmendte Jusufin tek mbreti, kështu që Jusufi qëndroi në burg edhe disa vite të tjera.

(43) Derisa mbreti tha një ditë: "Kam parë në ëndërr shtatë lopë të majme, të cilat hanin shtatë lopë të dobëta, si dhe shtatë kallinj jeshil dhe shtatë kallinj të thatë. Tani, ju të nderuar, më bëni interpretimin e kësaj ëndrre që kam parë, nëse vërtet dini nga interpretimi i ëndrrave.

### Mësime nga ajetet:

- Domosdoshmëria e ndjekjes së fesë së Ibrahimit ﷺ dhe distancimit prej shirkut (paganizmit) dhe idhujtarëve.
- Në Fjalën e Allahut ku thotë: "A vallë zotat e ndryshëm...?!" ekziston argumenti se egjiptianët kanë qenë prej popujve që kanë patur shpallje qiellore, por që ishin kthyer më pas në idhujtarë.
- Të gjithë zotat që adhurohen në vend të Allahut, nuk janë tjetër veçse emra të sajuar, që nuk kanë asgjë të përbashkët me hyjnoren.
- Shfrytëzimi i mundësive për të ftuar njerëzit tek Allahu, ashtu siç bëri Jusufi ﷺ, që shfrytëzoi mundësinë në burg.

قَالُوٓا۟ أَضْغَٰثُ أَحْلَٰمٍ ۖ وَمَا نَحْنُ بِتَأْوِيلِ ٱلْأَحْلَٰمِ بِعَٰلِمِينَ ٤٤
وَقَالَ ٱلَّذِى نَجَا مِنْهُمَا وَٱدَّكَرَ بَعْدَ أُمَّةٍ أَنَا۠ أُنَبِّئُكُم بِتَأْوِيلِهِۦ
فَأَرْسِلُونِ ٤٥ يُوسُفُ أَيُّهَا ٱلصِّدِّيقُ أَفْتِنَا فِى سَبْعِ بَقَرَٰتٍ
سِمَانٍ يَأْكُلُهُنَّ سَبْعٌ عِجَافٌ وَسَبْعِ سُنۢبُلَٰتٍ خُضْرٍ
وَأُخَرَ يَابِسَٰتٍ لَّعَلِّىٓ أَرْجِعُ إِلَى ٱلنَّاسِ لَعَلَّهُمْ يَعْلَمُونَ ٤٦ قَالَ
تَزْرَعُونَ سَبْعَ سِنِينَ دَأَبًا فَمَا حَصَدتُّمْ فَذَرُوهُ فِى سُنۢبُلِهِۦٓ إِلَّا
قَلِيلًا مِّمَّا تَأْكُلُونَ ٤٧ ثُمَّ يَأْتِى مِنۢ بَعْدِ ذَٰلِكَ سَبْعٌ شِدَادٌ يَأْكُلْنَ
مَا قَدَّمْتُمْ لَهُنَّ إِلَّا قَلِيلًا مِّمَّا تُحْصِنُونَ ٤٨ ثُمَّ يَأْتِى مِنۢ بَعْدِ ذَٰلِكَ
عَامٌ فِيهِ يُغَاثُ ٱلنَّاسُ وَفِيهِ يَعْصِرُونَ ٤٩ وَقَالَ ٱلْمَلِكُ ٱئْتُونِى
بِهِۦ ۖ فَلَمَّا جَآءَهُ ٱلرَّسُولُ قَالَ ٱرْجِعْ إِلَىٰ رَبِّكَ فَسْـَٔلْهُ مَا بَالُ
ٱلنِّسْوَةِ ٱلَّٰتِى قَطَّعْنَ أَيْدِيَهُنَّ ۚ إِنَّ رَبِّى بِكَيْدِهِنَّ عَلِيمٌ ٥٠
قَالَ مَا خَطْبُكُنَّ إِذْ رَٰوَدتُّنَّ يُوسُفَ عَن نَّفْسِهِۦ ۚ قُلْنَ حَٰشَ
لِلَّهِ مَا عَلِمْنَا عَلَيْهِ مِن سُوٓءٍ ۚ قَالَتِ ٱمْرَأَتُ ٱلْعَزِيزِ ٱلْـَٰٔنَ حَصْحَصَ
ٱلْحَقُّ أَنَا۠ رَٰوَدتُّهُۥ عَن نَّفْسِهِۦ وَإِنَّهُۥ لَمِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٥١ ذَٰلِكَ
لِيَعْلَمَ أَنِّى لَمْ أَخُنْهُ بِٱلْغَيْبِ وَأَنَّ ٱللَّهَ لَا يَهْدِى كَيْدَ ٱلْخَآئِنِينَ ٥٢



(44) Ata i thanë: - "Ëndrrat e tua janë të përziera, ëndrrat që nuk kanë interpretim dhe ne nuk e njohim interpretimin e ëndrrave të përziera".

(45) Aty, shërbyesit të verës, ai që shpëtoi prej dy të rinjve të burgut, iu kujtua Jusufi (عليه السلام) dhe dijes që ai kishte në lidhje me interpretimin e ëndrrave, pas kaq kohësh dhe tha: " Unë do t'ju tregoj për interpretimin e asaj që ka parë mbreti, sapo të pyes dikë që ka dije për të, prandaj më dërgo, o Madhëri, tek Jusufi, në mënyrë që ai të ta interpretojë ëndrrën tënde."

(46) Pasi ai që kishte shpëtuar mbërriti tek Jusufi, i tha: "O Jusuf, o i sinqertë, na trego në lidhje me ëndrrën e atij që ka parë shtatë lopë të majme, të cilat hanë shtatë lopë të dobëta, si dhe ka parë shtatë kallinj të njomë dhe shtatë kallinj të thatë, me shpresë se kur të kthehem tek mbreti e rrethi i tij, ndoshta ata e mësojnë interpretimin tënd të ëndrrës së mbretit dhe rëndësinë tënde.

(47) Jusufi (عليه السلام) e interpretoi ëndrrën, duke thënë: "Duhet të mbillni shtatë vjet rresht me seriozitet. Më pas, atë që do të korrni në çdo vit, prej këtyre shtatë viteve, duhet që ta lini në kallinjtë e vet, në mënyrë që të mos u hyjë krimbi, përveç një pakice, për të cilën ju do të keni nevojë për t'u ushqyer.

(48) Pas këtyre viteve, do t'ju vijnë shtatë vite zije, në të cilët njerëzit do të ushqehen me atë që kanë korrur në vitet e bollëkut, përveç një pakice, që duhet ta ruani për farë.

(49) Pastaj, pas këtyre viteve zije, do t'ju vijnë reshje shiu, Toka do të kthehet pjellore dhe njerëzit do të shtrydhin në to çfarë të dëshirojnë, si prej lëngjeve të rrushit, ullinjve dhe kallamave të sheqerit."

(50) Pasi iu përcoll mbretit interpretimi që Jusufi i bëri ëndrrës së tij, ai u tha vartësve të vet: "Nxirreni prej burgu dhe ma sillni mua!" Kur i dërguari i mbretit shkoi tek Jusufi, ky i thotë: "Kthehu tek mbreti, zotëria yt dhe pyete në lidhje me ndodhinë e grave të cilat prenë duart e tyre, në mënyrë që pafajësia ime të mësohet para daljes nga burgu, pasi Zoti im është i Gjithëdijshëm për imponimin që ato bënë ndaj meje dhe Atij nuk i fshihet asgjë nga ajo."

(51) Atëherë, mbreti iu drejtua grave dhe i pyeti: "Si është puna juaj me Jusufin, kur i kërkuat atij me dredhi që të kryente imoralitet me ju?!" Në përgjigjen të mbretit gratë thanë: "Mos e thëntë Allahu që Jusufi të akuzohet për një veprim të turpshëm. Për Alahun, nuk dimë që ai të ketë bërë ndonjë të keqe." Aty, gruaja e ministrit e pranoi atë që kishte sajuar, duke thënë: "Tani do të tregohet e Vërteta. Isha unë që u përpoqa ta joshja atë, e nuk ishte ai që u mundua të më joshte mua. Ai është i sinqertë në atë që thotë, në lidhje me atë që unë e kam akuzuar."

(52) Pastaj gruaja e ministrit shtoi: "E them këtë, në mënyrë që ta dijë edhe Jusufi se unë e pranova fajin tim, që isha unë ajo e cila e imponoi atë dhe se ai është i sinqertë. Unë nuk kam shpifur ndaj tij asgjë pas krahëve të tij, pasi tashmë unë e kam të qartë nga ajo që ndodhi se Allahu nuk i jep sukses atij që gënjen dhe thur intriga."

## Mësime nga ajetet:

- Prej moralit të lartë që kishte Jusufi ishte se ai kërkoi të hetohej duke përmendur ndodhinë e grave dhe jo duke përmendur ndodhinë e gruas së ministrit.
- Aftësia e Jusufit (عليه السلام) për interpretimin e ëndrrave.
- Lejimi i të distancuarit të vetes prej asaj që akuzohesh padrejtësisht, si dhe kërkimi i rrëfimit të fakteve për të nxjerrë të Vërtetën.
- Mirësia e sinqeritetit dhe e thënies së Vërtetës, edhe nëse do ishte kundër vetes.